بسم الله الرحمن الرحيم

## PARATHËNIA E DIJETARIT ABDULLAH EL-XHIBRIN

**Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit**

Lavdërimi dhe falënderimi i takojnë Allahut, kurse paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhamedin ﷺ, mbi familjen dhe shokët e tij.

E lexova këtë libër të çmuar që titullohet "Teuhidi i thjeshtësuar", të përgatitur nga hoxha Abdullah Ibën Ahmed El-Huvejl dhe e gjeta se përmbante përkufizimin e teuhidit dhe të ibadetit, vlerën e tij dhe shembuj për lloje të ndryshme të ibadetit, që duhet t'i kushtohen vetëm Allahut. Në të përmendeshin edhe llojet e shirkut dhe gjërat që e dobësojnë teuhidin. Për këtë arsye, ne porosisim që ky libër të botohet dhe të shpërndahet, sidomos në ato vende, ku për shkak të mosdijes dhe pasimit të verbër janë përhapur shumë lloje të shirkut, duke shpresuar se, nëpërmjet këtij libri, Allahu do t'u bëjë dobi atyre që ua do të mirën.

Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin me të Dërguarin e Allahut, Muhamedin ﷺ, me familjen dhe shokët e tij.

**Abdullah Ibën Abdurrahman El-Xhibrin**

**25.03.1425 h.**

بسم الله الرحمن الرحيم

## PARATHËNIA E HOXHËS HALID EL-MUSLIH

Lavdërimi i takon Allahut, Zotit të botëve, ndërsa paqja dhe bekimi i Allahut qofshin me të Dërguarin e Allahut, Muhamedin ﷺ, i cili u dërgua mëshirë për botët dhe me familjen dhe shokët e tij.

Kur e pashë thjeshtëzimin e shkencës së Teuhidit në këtë libër të quajtur "Teuhidi i thjeshtësuar" të autorit Abdullah El-Huvejl u gëzova shumë, sepse prej qëllimeve të fesë islame është që mësuesi t'ua shpjegojë nxënësve gjërat në mënyrë sa më të lehtë, ngaqë Allahu i Madhërishëm thotë: **"Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!"** (Kuran, 54:22).

Ndërsa, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Vërtet, ju jeni dërguar lehtësues e nuk jeni dërguar vështirësues."* (Buhariu nga Ebu Hurejra). Gjithashtu ka thënë: *"Allahu nuk më ka dërguar si vështirësues e as ndërlikues, po më ka dërguar mësues dhe lehtësues."* (Muslimi nga Xhabiri).

Islami, kjo fe e bekuar është ndërtuar mbi lehtësimin e dijes dhe të zbatimit të saj dhe është e përgjithshme për mbarë njerëzimin.

Ajo që ka bërë vëllai ynë, hoxha Abdullah është një punë e mirë, e cila meriton falënderim, sidomos kur dihet se ai ka thjeshtuar shkencën kryesore, që është shkenca e Teuhidit, ku e mëson robi hakun e Allahut, me të cilin përmirësohet dunjaja dhe ahireti.

Lus Allahun të na japë sukses në fjalë dhe vepra dhe t'u bëjë dobi njerëzve me këtë mund të bereqetshëm.

**Halid Ibën Abdullah El-Muslih**

**10.05.1424**



## PARATHËNIE

**Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit**

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve, kurse paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhamedin ﷺ, vulën e të gjithë pejgamberëve dhe të dërguarve dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

Kjo është një përmbledhje praktike, e dobishme dhe gjithëpërfshirëse për çështjet dhe rregullat që kanë të bëjnë me shkencën e Teuhidit. Zoti nuk është i kënaqur me robin në qoftë se ai nuk e jetëson Teuhidin, madje nuk ia pranon asnjë vepër që e bën.

Në këtë përmbledhje të shkurtër kemi përfshirë rregulla dhe kategorizime të ndryshme, duke përmbledhur dhe kufizuar gjërat e ndara e të shpërbëra dhe duke ia mundësuar lexuesit ta radhitë në mendje këtë shkencë me lehtësi.

Meqë për të kuptuar një çështje duhet plotësuar dy kushte; të dihet realiteti i asaj çështjeje dhe të sqarohet e kundërta e saj, jam përpjekur të shpjegoj realitetin e Teuhidit, duke sqaruar parimet dhe llojet e tij dhe më pas duke shpjeguar të kundërtën e Teuhidit, që është shirku, duke e definuar atë dhe duke sqaruar llojet dhe normat e tija, sepse siç thotë një poet:

*Hijeshinë e diçkaje*
*E kundërta e saj e dëshmon*
*Dhe kur shikon të kundërtën*
*Me lehtësi gjërat dallon.*

Hijeshia dhe vlera e Teuhidit shfaqen vetëm atëherë kur e kuptojmë shëmtinë dhe rrezikun e shirkut.

Në këtë përmbledhje kam përfshirë edhe çështje tjera të ndryshme që kanë të bëjnë me shkencën e Teuhidit, të cilat patjetër duhet t'i dijë besimtari.

Jam munduar t'i radhis, t'i klasifikoj dhe t'i harmonizoj gjërat dhe njëherazi jam kujdesur t'i definoj shkurtimisht dhe të sjell shembuj dhe argumente për to, në mënyrë që ta bëj këtë libër sa më të lehtë për t'u kuptuar dhe për t'u mësuar.

Nuk e kam bërë librin të gjatë, që të mos jetë i bezdisshëm dhe as të shkurtë, që të mos jetë i mangët.

Nëse e kam qëlluar, atëherë është nga Allahu, e nëse kam gabuar, atëherë është nga vetvetja dhe shejtani.

Këtë libër e përmblodha duke u bazuar në librat e dijetarëve të vërtetë dhe e quajta "Teuhidi i thjeshtësuar". Lus Allahun e Plotfuqishëm që të jetë i dobishëm dhe ta gjej në peshoren e veprave të mira Ditën kur do të dalim para Tij.

Përshëndetjet dhe selamet tona qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, Muhamedin ﷺ dhe mbi familjen dhe shokët e tij.

**Abdullah Ibën Ahmed El-Huvejl**

## PËRKUFIZIMI I FJALËS “TEUHID”

**- Kuptimi gjuhësor:**

Fjala *teuḥīd* (توحيد) rrjedh nga folja arabe *ueḥḥade* (وحّد) që do të thotë *njësoj* (me njësue), por ka edhe kuptimin *veçoj* (me veçue).

**- Kuptimi sheriatik:**

Teuhidi është njësimi i Allahut të Lartësuar:

1. në të qenët Zot, që në arabisht quhet “teuhĩd er-rubũbijje” (توحيد الربوبية).

2. në adhurim, që në arabisht quhet “teuhĩd el-ulũhijje” (توحيد الألوهية).

3. në emrat dhe cilësitë e Tij, që në arabisht quhet “teuhĩd el-esmai ue’ṣ-ṣifat” (توحيد الأسماء والصفات).

## LLOJET E TEUHIDIT

Teuhidi ndahet në tri lloje:

1. Teuhid er-rubũbijje (توحيد الربوبية).

2. Teuhid el-ulũhijje (توحيد الألوهية).

3. Teuhid el-esmai ue’ṣ-ṣifat (توحيد الأسماء والصفات).

**Përkufizimi i Teuhidit er-rubũbijje:**

Teuhidi er-rubũbijje është njësimi i Allahut të Madhëruar në:

1. krijim (الخلق) 2. sundim (الملك) 3. rregullim (التدبير).

Ose, thënë ndryshe:

Teuhid er-rubũbijje quajmë njësimin e Allahut në veprat e Tij.

Prej veprave të Tij janë: krijimi, furnizimi, dhënia jetë, dhënia vdekje, zbritja e shiut, mbirja e bimëve, e pemëve, etj.

**Argumentet Kuranore për këtë lloj të Teuhidit:**

﴿ أَلَا لَهُ ٱلْخَلْقُ وَٱلْأَمْرُ ﴾

﴾**Vetëm Atij i përket Krijimi dhe Urdhërimi.**﴿[1]

﴿ وَلِلَّهِ مُلْكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ ﴾

﴾**Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës.**﴿[2]

﴿ قُلْ مَن يَرْزُقُكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ أَمَّن يَمْلِكُ ٱلسَّمْعَ وَٱلْأَبْصَٰرَ وَمَن يُخْرِجُ ٱلْحَىَّ مِنَ ٱلْمَيِّتِ وَيُخْرِجُ ٱلْمَيِّتَ مِنَ ٱلْحَىِّ وَمَن يُدَبِّرُ ٱلْأَمْرَ ۚ فَسَيَقُولُونَ ٱللَّهُ ۚ فَقُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٣١﴾ ﴾

﴾**Thuaj: “Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parit? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të**

[1] Suretu el-a’rafë, 54.

[2] Suretu al-‘imran, 189.

**vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?” Ata do të thonë “Allahu”. E ti (o Muhamed) thuaj: “Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?”**﴿[3]

**Përkufizimi i Teuhidit el-ulũhijje:**

Teuhidi el-ulũhijje është njësimi i Allahut në veprat e robërve të Tij.

Prej veprave të robërve të Tij janë: namazi, agjërimi, haxhi, mbështetja, betimi, frika, shpresa, dashuria, etj.

**Argumentet Kuranore për këtë lloj të Teuhidit:**

﴿ وَمَا خَلَقْتُ ٱلْجِنَّ وَٱلْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ﴿٥٦﴾ ﴾

﴾**Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.**﴿[4]

﴿وَٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ وَلَا تُشْرِكُوا۟ بِهِۦ شَيْـًٔا﴾

﴾**Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim).**﴿[5]

﴿وَمَآ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رَّسُولٍ إِلَّا نُوحِىٓ إِلَيْهِ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّآ أَنَا۠ فَٱعْبُدُونِ ﴿٢٥﴾﴾

﴾**Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: “S’ka zot tjetër përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!”**﴿[6]

**Përkufizimi i Teuhidit el-esma’ ue’ṣ-ṣifat:**

Teuhidi el-esma’ ue’ṣ-ṣifat është përshkrimi i Allahut me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të përsosura, me të cilët e ka përshkruar Ai Vetveten dhe me të cilët e ka përshkruar i Dërguari i Tij, Muhamedi ﷺ (paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të) pa i përshkruar formë dhe pa bërë shëmbëllim, shtrembërim a mohim.

---

[3] Suretu Junus, 31.
[4] Suretu edh-dharijat, 56
[5] Suretu en-nisa, 36.
[6] Suretu el-enbija, 25.

**Argumentet Kuranore për këtë lloj të Teuhidit:**

﴿لَيْسَ كَمِثْلِهِۦ شَىْءٌ ۖ وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلْبَصِيرُ ﴿١١﴾﴾

**﴾Asnjë send nuk është si Ai; Ai është Dëgjuesi, Shikuesi.﴿**[7]

﴿وَلِلَّهِ ٱلْأَسْمَآءُ ٱلْحُسْنَىٰ فَٱدْعُوهُ بِهَا ۖ وَذَرُوا۟ ٱلَّذِينَ يُلْحِدُونَ فِىٓ أَسْمَٰٓئِهِۦ ۚ سَيُجْزَوْنَ مَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ﴿١٨٠﴾﴾

**﴾Allahu ka emrat më të mirë, andaj thirreni me ta dhe hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij. Ata kanë për t'u shpërblyer (me dënim) për veprimet e tyre.﴿**[8]

---

[7] Sureja esh-shura, 11.
[8] Sureja el-a'rafë, 180.

## ÇËSHTJE TË RËNDËSISHME

**Çështja e parë:**

Që të tri llojet e Teuhidit janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën dhe, në asnjë mënyrë, nuk mund të ndahen. Pra, nëse ndokush zbaton në veten e tij një lloj të Teuhidit por kundërshton një tjetër, ai assesi nuk mund të quhet *muvahhid* (موحّد) (jetësues i Teuhidit).

**Çështja e dytë:**

Duhet ditur patjetër se jobesimtarët të cilët i luftoi i Dërguari i Allahut, Muhammedi ﷺ e pranonin Teuhidin rububijje, pra besonin se Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, Ai që jep jetë dhe vdekje, Ai prej të Cilit vjen dobia dhe dëmi, Rregulluesi i të gjitha çështjeve e kështu me radhë, mirëpo kjo nuk i bëri ata që të hyjnë në Islam. Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ قُلْ مَن يَرْزُقُكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ أَمَّن يَمْلِكُ ٱلسَّمْعَ وَٱلْأَبْصَٰرَ وَمَن يُخْرِجُ ٱلْحَىَّ مِنَ ٱلْمَيِّتِ وَيُخْرِجُ ٱلْمَيِّتَ مِنَ ٱلْحَىِّ وَمَن يُدَبِّرُ ٱلْأَمْرَ ۚ فَسَيَقُولُونَ ٱللَّهُ ۚ فَقُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٣١﴾ ﴾

﴿**Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parit? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?"**﴾[9]

**Çështja e tretë:**

Teuhidi uluhijje (i adhurimit) është çështja kryesore në të cilën thirrën të dërguarit, sepse ai është baza mbi të cilën ndërtohen të gjitha veprat dhe pa të cilën nuk vlen asnjë vepër. Në qoftë se nuk jetësohet Teuhidi, atëherë ndodh e kundërta e tij, e që është shirku. Teuhidi ishte shkaku i armiqësisë ndërmjet të dërguarve dhe popujve të tyre, prandaj ne duhet të kujdesemi për të, t'i mësojmë çështjet e Teuhidit dhe t'i kuptojmë bazat e tij.

---

[9] Sureja Junus, 31.

## RËNDËSIA E TEUHIDIT

### 1. Teuhidi shtylla më madhështore islame

Teuhidi është shtylla kryesore e Islamit dhe njeriu nuk mund të hyjë në fenë islame pa e dëshmuar atë, gjegjësisht pa ia kushtuar tërë adhurimin vetëm Allahut dhe askujt tjetër.

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: *"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij, pastaj falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe kryerja e haxhit."*[10]

### 2. Teuhidi gjëja më e rëndësishme dhe obligimi i parë

Për shkak të rëndësisë së tij, Teuhidit duhet t'i jepet përparësi ndaj të gjitha çështjeve tjera të rëndësishme.

Teuhidi është çështja e parë në të cilën duhet ftuar njerëzit, siç i tha i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ Muadhit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, kur e dërgoi për në Jemen: *"Ti po shkon te një popull që janë ithtarë të librit, prandaj le të jetë gjëja e parë në të cilën do t'i thërrasësh dëshmia se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet", ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: "që ta njësojnë Allahun në adhurim"*[11].

### 3. Pa Teuhid nuk pranohen ibadetet

Teuhidi është kusht për vlefshmërinë e ibadeteve dhe bazë për pranimin e tyre. Ibadetet nuk mund të quhen ibadete pa Teuhid, sikundërqë namazi nuk mund të quhet namaz pa pasur abdes. Pra, shirku[12], që është e kundërta e Teuhidit, shkatërron çdo ibadet që e shoqëron ai, sikurse hadethi[13] që e prish

---

[10] Muttefekun alejhi.

[11] Muttefekun alejhi.

[12] Shirk domethënë: T'i shoqërosh Allahut dikë a diçka në adhurim. Përkthyesi.

[13] Hadethi është papastërti kuptimore dhe ndahet në hadeth të madh dhe të vogël. Hadeth i madh quhet papastërtia kuptimore për të cilën jemi të detyruar të bëjmë

abdesin. Ibadeti që bëhet pa Teuhid shndërrohet në shirk, i cili i shkatërron të gjitha veprat, madje atë që bie në shirk e bën prej banorëve të përhershëm të zjarrit të Xhehenemit.

**4. Teuhidi shkak për siguri dhe udhëzim në këtë dhe në botën tjetër**

Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَلَمۡ يَلۡبِسُوٓاْ إِيمَٰنَهُم بِظُلۡمٍ أُوْلَٰٓئِكَ لَهُمُ ٱلۡأَمۡنُ وَهُم مُّهۡتَدُونَ ٨٢﴾

﴾**Sa për ata që besojnë dhe nuk e molepsin besimin e tyre me padrejtësi (zullum), pikërisht atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar.**﴿[14]

Fjala padrejtësia që përmendet në këtë ajet nënkupton shirkun, siç na e ka sqaruar këtë i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ.

Ibën Kethiri, në komentimin e këtij ajeti, thotë: "Domethënë ata që ia kushtojnë tërë adhurimin vetëm Allahut, i Cili është i Vetëm dhe s'ka rival, duke mos i shoqëruar Atij asgjë në adhurim do të jenë të sigurt në Ditën e Kijametit dhe të udhëzuar në dunja dhe në ahiret. Ai që e jetëson Teuhidin në mënyrë të plotë do të ketë siguri dhe udhëzim të plotë dhe do të hyjë në Xhenet pa u ndëshkuar."

Shirku është padrejtësia më e madhe, kurse Teuhidi është kulmi i drejtësisë.

**5. Teuhidi shkak për të hyrë në Xhenet dhe për të shpëtuar nga Zjarri**

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: *"Kush dëshmon se askush dhe asgjë përveç Allahut nuk meriton të adhurohet, i Cili është i Vetëm, pa rival dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij, dhe njëherazi dëshmon se Isai është robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij, se është fjala e Allahut që ia dërgoi Merjemes dhe një prej shpirtrave që i krijoi Ai dhe dëshmon gjithashtu se*

---

gusël, ku hyjnë: xhunubllëku, lehonia dhe të përmuajshmet, kurse hadeth i vogël quhet papastërtia kuptimore për të cilën jemi të detyruar të marrim abdes. Përkthyesi.

[14] Sureja el-en'am, 82.

*Xheneti është i vërtetë dhe se Xhehenemi është i vërtetë do ta fusë Allahu në Xhenet me aq vepra që ai i ka bërë.”*[15]

I Dërguari i Allahut ﷺ po ashtu ka thënë: *“Allahu ia ka ndaluar Zjarrit ta djegë atë që thotë “la ilahe il-lallah” duke kërkuar kënaqësinë e Allahut.”*[16]

**6. Teuhidi shpëtim nga brengat e dunjasë dhe të ahiretit**

Ibën Kajjimi ka thënë: “Teuhidi është strehimi i miqve dhe armiqve të vet”.

a. Është strehim për armiqtë e vet, sepse i shpëton ata nga brengat dhe vështirësitë e kësaj dunjaje, siç thotë Allahu në Kuran:

﴿ فَإِذَا رَكِبُوا۟ فِى ٱلْفُلْكِ دَعَوُا۟ ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ فَلَمَّا نَجَّىٰهُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ إِذَا هُمْ يُشْرِكُونَ ﴿٦٥﴾ ﴾

**﴾Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë (në adhurim).﴿**[17]

b. Ndërsa miqtë e vet i shpëton nga brengat dhe vështirësitë e kësaj bote dhe të botës së amshueshme. Ky është ligj i Allahut për robërit e Tij. Asgjë nuk i largon vështirësitë e dunjasë sikurse Teuhidi, për këtë arsye duaja e vështirësisë është e lidhur drejtpërdrejt me Teuhid dhe po ashtu duaja e Junusit ﷺ me të cilën kushdo që lutet kur gjendet në vështirësi Allahu do t’ia largojë vështirësinë.[18]

---

[15] Muttefekun alejhi.

[16] Muttefekun alejhi.

[17] Sureja el-ankebut, 65.

[18] Duaja e vështirësisë është kjo: “La ilahe il-lallahu el-‘adhijmul-halijm, la ilahe il-lallahu rabbus-semauati ue rabbul-erdi ue rabbul-‘arshil-kerijm” [muttefekun alejhi], e cila në shqip domethënë: “Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, Madhështorit dhe të Butit, nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, Zotit të qiejve, Zotit të Tokës dhe Zotit të arshit fisnik.
Kurse, duaja e Junusit, alejhis-selam, të cilën e bëri sa ishte në barkun e balenës është: “La ilahe il-la ente, subhaneke, innij kuntu minedh-dhalimijn” [Tirmidhiu] që në shqip domethënë: “S’ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje, Ti je i patëmeta, ndërsa unë i bëra zullum vetvetes”. Përkthyesi.

Asgjë nuk e çon njeriun në vështirësi të mëdha përveç shirkut dhe asgjë nuk e shpëton atë nga to përveç Teuhidit, ngase Teuhidi është strehim, mburojë dhe shpëtim për të gjitha krijesat.

**7. Teuhidi urtësia e krijimit të njerëzve dhe xhinëve**

Allahu i Madhërishëm thotë:



《**Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.**》[19]

Domethënë: i kam krijuar për të Më njësuar (veçuar) në adhurim.

Dërgimi i pejgamberëve, zbritja e librave, hartimi i kushtetutave dhe krijimi i krijesave, të gjitha këto i bëri Allahu vetëm që të adhurohet vetëm Ai dhe askush tjetër.

[19] Sureja edh-dharijat, 56.

## DËSHMIA “LA ILAHE IL-LALLAH” (لا إله إلّا الله)

**Argumenti i kësaj dëshmie:**

Fjala e Allahut:

﴿ شَهِدَ ٱللَّهُ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ وَأُو۟لُوا۟ ٱلْعِلْمِ قَآئِمًۢا بِٱلْقِسْطِ ۚ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ ﴿١٨﴾ ﴾

**﴾Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit.﴿**[20]

Po ashtu fjala e Allahut:

﴿ فَٱعْلَمْ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا ٱللَّهُ ﴿١٩﴾ ﴾

**﴾Dije se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut.﴿**[21]

**Domethënia e dëshmisë “la ilahe il-lallah”:**

*“Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut.”*[22]

**Kuptime të gabuara të kësaj dëshmie:**

1. “Nuk ka të adhuruar përveç Allahut.”

Ky kuptim është i gabuar, sepse domethënë që gjithçka që adhurohet, qoftë me të drejtë a pa të drejtë, është vetë Allahu.

2. “Nuk ka krijues përveç Allahut.”

Kjo është vetëm një pjesë e kuptimit të dëshmisë, sepse sikur të ishte kjo domethënia e dëshmisë “la ilahe il-lallah” nuk do të kishte mospajtim

---

[20] Sureja ali-‘Imran, 18.

[21] Sureja Muhammed, 19.

[22] Domethënë askush dhe asgjë përveç Allahut nuk adhurohet me të drejtë. Përkthyesi.

ndërmjet Pejgamberit ﷺ dhe popullit të vet, ngase ata e pranonin se Allahu është i Vetmi Krijues.

3. “Gjykimi i takon vetëm Allahut”.
Edhe kjo është një pjesë e kuptimit të kësaj dëshmie, mirëpo nuk është e mjaftueshme dhe kjo nuk është për qëllim, sepse në qoftë se ia kushtojmë tërë gjykimin vetëm Allahut, kurse në anën tjetër e adhurojmë dikë tjetër pos Tij, atëherë nuk e kemi jetësuar Teuhidin.

**Shtyllat e kësaj dëshmie:**
1. Mohimi “la ilahe” (Nuk ka të adhuruar).
Domethënë: Ta mohosh adhurimin e çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.

2. Pohimi ose vërtetimi “il-lallah” (përveç Allahut).
Domethënë: T’ia pohosh adhurimin vetëm Allahut, i Cili nuk ka rival.
Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿فَمَن يَكۡفُرۡ بِٱلطَّٰغُوتِ وَيُؤۡمِنۢ بِٱللَّهِ فَقَدِ ٱسۡتَمۡسَكَ بِٱلۡعُرۡوَةِ ٱلۡوُثۡقَىٰ لَا ٱنفِصَامَ لَهَا﴾

﴿**Ai që e mohon *tagutin* (gjithçka që adhurohet në vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ka siguruar lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë.**﴾[23]
Fjala ﴿**Ai që e mohon *tagutin* (gjithçka që adhurohet në vend të Allahut)**﴾ është mohim, ndërsa fjala ﴿**dhe beson në Allahun**﴾ është pohim.
Këtë e argumenton edhe fjala e Allahut:

﴿وَإِذۡ قَالَ إِبۡرَٰهِيمُ لِأَبِيهِ وَقَوۡمِهِۦٓ إِنَّنِي بَرَآءٞ مِّمَّا تَعۡبُدُونَ ٢٦ إِلَّا ٱلَّذِي فَطَرَنِي فَإِنَّهُۥ سَيَهۡدِينِ ٢٧﴾

[23] Sureja el-bekare, 256.

﴾**(Kujto) Kur Ibrahimi i tha babait dhe popullit të vet: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më ka krijuar dhe i Cili do të më udhëzojë në rrugën e drejtë".**﴿[24]

Fjala ﴾**Kur Ibrahimi i tha babait dhe popullit të vet: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju**﴿ është mohim, kurse fjala ﴾**përveç Atij që më ka krijuar**﴿ është pohim.

**Kur i bën dobi njeriut fjala "la ilahe il-lallah"?**

1. Në qoftë se e di domethënien e saj.

2. dhe, njëherazi, punon me atë që e kërkon kjo fjalë (e adhuron vetëm Allahun dhe askënd tjetër).

[24] Sureja zuhruf, 26, 27.

## KUSHTET E FJALËS “LA ILAHE IL-LALLAH”

**Përmendja e kushteve në mënyrë të përgjithshme:**

Fjala *“la ilahe il-lallah”* nuk i bën dobi atij që e thotë në qoftë se nuk i jetëson kushtet e saja, të cilat do t’i përmendim në vijim:

**1. Dituria** (العلم), e cila e kundërshton mosdijen.

**2. Bindja** (اليقين), e cila e kundërshton dyshimin.

**3. Sinqeriteti** (الإخلاص), i cili e kundërshton shirkun.

**4. Vërtetësia** (الصدق), e cila e kundërshton gënjeshtrën.

**5. Dashuria** (المحبة), e cila e kundërshton urrejtjen.

**6. Nënshtrimi** (الانقياد), i cili e kundërshton lënien e tij.

**7. Pranimi** (القبول), i cili e kundërshton refuzimin.

**8. Mohimi i çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.**

**Përmendja e kushteve në mënyrë të hollësishme:**

**1. Dituria, e cila e kundërshton mosdijen.**

Domethënia: Ta dish kuptimin e fjalës “la ilahe il-lallah”, gjegjësisht kuptimin e mohimit dhe pohimit që e përmban ajo.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ فَٱعۡلَمۡ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا ٱللَّهُ ﴾

﴾**Dije se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut.**﴿[25]

**2. Bindja, e cila e kundërshton dyshimin.**

[25] Sureja Muhammed, 19.

Domethënia: Ai që e thotë këtë fjalë duhet të jetë plotësisht i bindur se vetëm Allahu është i Adhuruari i Vërtetë, pra se vetëm Ai meriton të adhurohet.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ إِنَّمَا ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ ثُمَّ لَمۡ يَرۡتَابُواْ وَجَٰهَدُواْ بِأَمۡوَٰلِهِمۡ وَأَنفُسِهِمۡ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِۚ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلصَّٰدِقُونَ ١٥ ﴾

**﴿Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë, por luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Këta janë besimtarë të sinqertë.﴾**[26]

**3. Sinqeriteti, i cili e kundërshton shirkun.**

Domethënia: T'ia kushtosh të gjitha ibadetet (adhurimet) vetëm Allahut dhe askujt tjetër.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ وَمَآ أُمِرُوٓاْ إِلَّا لِيَعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ حُنَفَآءَ وَيُقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَيُؤۡتُواْ ٱلزَّكَوٰةَۚ وَذَٰلِكَ دِينُ ٱلۡقَيِّمَةِ ٥ ﴾

**﴿E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit), si dhe të falnin namazin e të jepnin zekatin. Kjo është feja e drejtë.﴾**[27]

**4. Vërtetësia, e cila e kundërshton gënjeshtrën.**

Domethënia: Ta shqiptosh fjalën e Teuhidit (fjalën "la ilahe il-lallah") duke qenë i vërtetë në atë që e thua, pra që zemra jote të jetë në përputhje të plotë me atë që e shqipton gjuha.

Argumenti: Fjala e Allahut:

[26] Sureja el-huxhuratë, 15.
[27] Sureja el-bejjine, 5.

﴿ الٓمٓ ﴿١﴾ أَحَسِبَ ٱلنَّاسُ أَن يُتْرَكُوٓاْ أَن يَقُولُوٓاْ ءَامَنَّا وَهُمْ لَا يُفْتَنُونَ ﴿٢﴾ وَلَقَدْ فَتَنَّا ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْۖ فَلَيَعْلَمَنَّ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ صَدَقُواْ وَلَيَعْلَمَنَّ ٱلْكَٰذِبِينَ ﴿٣﴾ ﴾

**﴾Elif, Lâm, Mîm. Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë "Ne besojmë", pa u vënë në provë?! Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre, në mënyrë që, Allahu të dallojë ata, që thonë të vërtetën dhe, ata që gënjejnë.﴿**[28]

**5. Dashuria, e cila e kundërshton urrejtjen.**

Domethënia: Ta shqiptosh këtë fjalë duke e dashur Allahun dhe të Dërguarin e Tij ﷺ dhe njëkohësisht ta duash këtë fjalë dhe gjithçka që nënkupton ajo.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَندَادًا يُحِبُّونَهُمْ كَحُبِّ ٱللَّهِۖ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَشَدُّ حُبًّا لِّلَّهِ ﴾

**﴾E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç'i duan idhujtarët idhujt e tyre).﴿**[29]

**6. Nënshtrimi, i cili e kundërshton lënien e tij (mosnënshtrimin).**

Domethënia: Ta adhurosh vetëm Allahun, t'i nënshtrohesh sheriatit (ligjit) të Tij, ta besosh atë (sheriatin) dhe të jesh i bindur se ai është i vërtetë.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ وَأَنِيبُوٓاْ إِلَىٰ رَبِّكُمْ وَأَسْلِمُواْ لَهُۥ مِن قَبْلِ أَن يَأْتِيَكُمُ ٱلْعَذَابُ ثُمَّ لَا تُنصَرُونَ ﴿٥٤﴾ ﴾

**﴾Kthehuni te Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij, para se t'ju vijë dënimi, sepse atëherë nuk do të mund t'ju ndihmojë kush.﴿**[30]

---

[28] Sureja el-ankebutë, 1-3.
[29] Sureja el-bekare, 165.
[30] Sureja ez-zumer, 54.

**7. Pranimi, i cili e kundërshton refuzimin.**

Domethënia: Ta pranosh këtë fjalë dhe atë që nënkupton ajo, gjegjësisht t'ia kushtosh tërë adhurimin vetëm Allahut dhe të mos adhurosh askënd tjetër.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ إِنَّهُمْ كَانُوٓاْ إِذَا قِيلَ لَهُمْ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا ٱللَّهُ يَسْتَكْبِرُونَ ٣٥ وَيَقُولُونَ أَئِنَّا لَتَارِكُوٓاْ ءَالِهَتِنَا لِشَاعِرٖ مَّجْنُونِۭ ٣٦ ﴾

**﴾Kur u thuhej atyre: "Nuk ka zot që meriton të adhurohet veç Allahut!" - ata tregoheshin mendjemëdhenj dhe thoshin: "Vallë, a t'i braktisim hyjnitë tona për shkak të një poeti të marrë?"﴿**[31]

**8. Mohimi i çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.**

Domethënia: Të largohesh nga adhurimi i çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut, duke qenë i bindur se çdo adhurim që i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është i kotë.

Argumenti: Fjala e Allahut:

﴿ لَآ إِكْرَاهَ فِي ٱلدِّينِۖ قَد تَّبَيَّنَ ٱلرُّشْدُ مِنَ ٱلْغَيِّۚ فَمَن يَكْفُرْ بِٱلطَّٰغُوتِ وَيُؤْمِنۢ بِٱللَّهِ فَقَدِ ٱسْتَمْسَكَ
بِٱلْعُرْوَةِ ٱلْوُثْقَىٰ لَا ٱنفِصَامَ لَهَاۗ وَٱللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ٢٥٦ ﴾

**﴾S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra! Ai që mohon *tagutin* (gjithçka që adhurohet në vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ka siguruar lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë. Allahu dëgjon dhe di gjithçka.﴿**[32]

---

[31] Sureja es-safatë, 35, 36.

[32] Sureja el-bekare, 156.

## DËSHMIA “MUHAMMEDUN RESULULLAH” (محمد رسول الله)

**Argumenti i kësaj dëshmie:**

Fjala e Allahut:

﴿لَقَدْ جَآءَكُمْ رَسُولٌ مِّنْ أَنفُسِكُمْ عَزِيزٌ عَلَيْهِ مَا عَنِتُّمْ حَرِيصٌ عَلَيْكُم بِٱلْمُؤْمِنِينَ رَءُوفٌ رَّحِيمٌ ﴿١٢٨﴾﴾

**﴾Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët.﴿**[33]

Po ashtu fjala e Allahut:

﴿وَٱللَّهُ يَعْلَمُ إِنَّكَ لَرَسُولُهُۥ﴾

**﴾Allahu e di se ti je i dërguari i Tij,...﴿**[34]

**Domethënia e saj:**

Vërtetim i plotë nga thellësia e zemrës, i cili përputhet me fjalët që i shqipton gjuha se Muhamedi është robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij tek të gjitha krijesat, njerëzit dhe xhinët.

**Shtyllat e kësaj dëshmie:**

1. Pranimi se Muhamedi ﷺ është i dërguar i Allahut.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ ٱللَّهِ﴾

**﴾Muhamedi është i Dërguar i Allahut.﴿**[35]

---

[33] Sureja et-teube, 128.
[34] Sureja el-munafikunë, 1.
[35] Sureja el-fet’h, 29.

2. Besimi se Muhamedi ﷺ është rob i Allahut.

Allahu e përshkroi atë si rob në çështjet më madhështore, ku bën pjesë çështja e thirrjes në rrugën e Allahut, duke thënë:

﴿وَأَنَّهُۥ لَمَّا قَامَ عَبۡدُ ٱللَّهِ يَدۡعُوهُ كَادُواْ يَكُونُونَ عَلَيۡهِ لِبَدٗا ١٩﴾

**﴾Kur robi i Allahut (Muhamedi), u ngrit t'i lutej Atij, ata (xhinët) u tubuan rreth tij si shtëllungë.﴿**[36]

Pra, ai është i dërguar që nuk përgënjeshtrohet dhe rob që nuk adhurohet.

**Kushtet e kësaj dëshmie:**

1. Vërtetimi i çdo gjëje për të cilën na ka lajmëruar Muhamedi ﷺ.
2. Bindja ndaj urdhrave të tij.
3. Shmangia nga ajo prej së cilës na ka ndaluar.
4. Adhurimi i Allahut vetëm në mënyrën që ai e ka ligjësuar.

[36] Sureja el-xhinn, 19.

## PËRKUFIZIMI I SHIRKUT DHE LLOJET E TIJ

**Përkufizimi:**

Fjala *shirk* (شرك) gjuhësisht domethënë *ortakëri*.

Kurse në terminologjinë fetare *shirk* domethënë: *T'i përshkruash dikujt tjetër pos Allahut diçka që është e veçantë për Allahun*.

**Llojet e shirkut:**

**1. Shirk i madh (شرك أكبر):**

Çdo gjë që në sheriat quhet shirk dhe e nxjerr njeriun nga feja është shirk i madh.

**2. Shirk i vogël (شرك أصغر):**

Çdo punë, qoftë fjalë a vepër, që në sheriat quhet shirk ose kufër, por që nga argumentet e sheriatit kuptohet që nuk e nxjerr njeriun nga feja, është shirk i vogël.

**Dallimi ndërmjet shirkut të madh dhe atij të vogël:**

| Shirku i madh | Shirku i vogël |
|---|---|
| E nxjerr njeriun nga feja. | Nuk e nxjerr njeriun nga feja. |
| Ai që bie në të mbetet përherë në Xhehenem. | Nuk mbetet përherë në Xhehenem, edhe nëse hyn në të. |
| I shkatërron të gjitha veprat. | Nuk i shkatërron të gjitha veprat, por vetëm ato që i shoqëron ai. |
| E bën të lejuar gjakun dhe pasurinë e atij që bie në të. | Nuk e bën të lejuar gjakun dhe pasurinë e atij që bie në të. |

## LLOJET E SHIRKUT TË MADH

**Shirku i madh është katër llojesh:**

**1. Shirku i thirrjes, lutjes (شرك الدعوة):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ فَإِذَا رَكِبُوا۟ فِى ٱلْفُلْكِ دَعَوُا۟ ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ فَلَمَّا نَجَّىٰهُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ إِذَا هُمْ يُشْرِكُونَ ﴿٦٥﴾ ﴾

**﴾Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë (në adhurim).﴿**[37]

**2. Shirku i nijetit, dëshirës dhe synimit (شرك النية والإرادة والقصد):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ مَن كَانَ يُرِيدُ ٱلْحَيَوٰةَ ٱلدُّنْيَا وَزِينَتَهَا نُوَفِّ إِلَيْهِمْ أَعْمَٰلَهُمْ فِيهَا وَهُمْ فِيهَا لَا يُبْخَسُونَ ﴿١٥﴾ أُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ لَيْسَ لَهُمْ فِى ٱلْءَاخِرَةِ إِلَّا ٱلنَّارُ ۖ وَحَبِطَ مَا صَنَعُوا۟ فِيهَا وَبَٰطِلٌ مَّا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ﴿١٦﴾ ﴾

**﴾Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangët. Këta janë ata për të cilët në botën tjetër nuk do të ketë kurrgjë, përveç Zjarrit. Do t'u shembet çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë dhe do t'u zhvlerësohet ajo që kanë punuar.﴿**[38]

**3. Shirku i bindjes (شرك الطاعة):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ ٱتَّخَذُوٓا۟ أَحْبَارَهُمْ وَرُهْبَٰنَهُمْ أَرْبَابًا مِّن دُونِ ٱللَّهِ وَٱلْمَسِيحَ ٱبْنَ مَرْيَمَ وَمَآ أُمِرُوٓا۟ إِلَّا لِيَعْبُدُوٓا۟ إِلَٰهًا وَٰحِدًا ۖ لَّآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ۚ سُبْحَٰنَهُۥ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿٣١﴾ ﴾

---

[37] Sureja el-ankebutë, 65.

[38] Sureja Hud, 15, 16.

﴾**Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë (në adhurim).**﴿[39]

**Komentimi i drejtë i këtij ajeti:**

Këtu është për qëllim bindja ndaj dijetarëve dhe murgjve në mëkatim e jo lutja që u bëhet atyre, siç ia komentoi këtë i Dërguari ﷺ Adij ibën Hatimit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, kur ai i tha të Dërguarit ﷺ: "Po ne nuk i adhurojmë ata". I Dërguari ﷺ i tregoi atij se bindja që u bëhet atyre në mëkatim ndaj Allahut është adhurim ndaj tyre.[40]

**4. Shirku i dashurisë (شرك المحبة):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَندَادًا يُحِبُّونَهُمْ كَحُبِّ ٱللَّهِ ﴾

﴾**E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu.**﴿[41]

---

[39] Sureja et-teube, 31.

[40] Hadithin e shënon Tirmidhiu, nr. i hadithit 3094.

[41] Sureja el-bekare, 165.

## SHEMBUJ TË SHIRKUT TË MADH DHE ATIJ TË VOGËL

**Shembuj të shirkut të madh:**

**a. Shirk i madh i dukshëm (شرك أكبر جلي):**

Therja e kurbanit për dikë tjetër pos Allahut, zotimi për dikë tjetër përveç Allahut, kërkimi i ndihmës nga dikush tjetër pos Allahut, etj.

**b. Shirk i madh i fshehtë (شرك أكبر خفي):**

Shirku i munafikëve dhe syfaqësia e tyre, po ashtu frika e fshehtë, e cila në arabisht quhet *ħauf'us-sirr* (خوف السرّ), që është frika nga dikush tjetër pos Allahut në ato gjëra që mund t'i bëjë vetëm Allahu.

**Shembuj të shirkut të vogël:**

**a. Shirk i vogël i dukshëm (شرك أصغر جلي):**

Betimi në dikë tjetër pos Allahut, thënia "ç'farë do Allahu dhe ti", thënia "po të mos ishte Allahu dhe filani", etj.

**b. Shirk i vogël i fshehtë (شرك أصغر خفي):**

Syfaqësia e paktë, ogure të zeza, etj.

**Dua e dobishme për t'u mbrojtur nga shirku**

Nga Ebu Musa, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, përcillet të ketë thënë: Një ditë na ligjëroi i Dërguari i Allahut ﷺ duke thënë*: "O njerëz! Ruajuni këtij shirku, sepse ai është më i fshehtë se fërkemi i milingonës!"* Atëherë, deshi Zoti që dikush të pyesë: *"Si të ruhemi prej tij, kur qenka më i fshehtë se fërkemi i milingonës?"* I Dërguari i Allahut ﷺ tha: *"Thoni: Allahu ynë, ruana nga shirku që e dimë dhe falna atë që nuk e dimë."* [Këtë hadith e shënon Ahmedi, kurse Albani e vlerëson si "hasen" (të mirë).]

## HISTORIA E SHIRKUT

**Teuhidi është nga natyra e bijve të Ademit, kurse shirku është i jashtëm:**
Ibën Abbasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, thoshte: “Ndërmjet Ademit ﷺ dhe Nuhut عليه السلام kishte dhjetë gjenerata, që të gjithë ishin në Teuhid.”

**Kur ndodhi shirku për herë të parë në tokë?**
Shirku, për herë të parë ndodhi në popullin e Nuhut عليه السلام kur e tepruan kundrejt të devotshmëve. Ata pikturuan figurat e disa njerëzve të devotshëm (për të kujtuar adhurimin e tyre të madh ndaj Zotit), mirëpo çështja nuk mbaroi me kaq, pas një kohe ata filluan t’i adhuronin ata në vend të Allahut. Për këtë shkak, Allahu ua dërgoi atyre Nuhun عليه السلام për t’i thirrur në Teuhid.

**Shirku te populli i Musait عليه السلام:**
Shirku te populli i Musait, paqja e Allahut qoftë mbi të, ndodhi atëherë kur ata morën viçin për ta adhuruar në vend të Allahut.

**Shirku tek të krishterët:**
Shirku tek të krishterët ndodhi pas ngritjes së Isait عليه السلام në qiell kur erdhi Pali (shën Pali, siç e quajnë të krishterët), i cili u shfaq si besimtar i Mesisë (Isait عليه السلام) për t’i mashtruar të krishterët, dhe futi në fenë e krishterë trinitetin, adhurimin e kryqit dhe shumë gjëra tjera pagane.

**Shirku tek arabët:**
Shirku tek arabët ndodhi kur Amër Ibën Luhej El-Huzaiju, i cili ndryshoi fenë e Ibrahimit, alejhis-selam, i solli idhujt në tokën e Hixhazit dhe urdhëroi njerëzit t’i adhuronin ata në vend të Allahut.

**Shirku në umetin e Muhamedit ﷺ:**

Shirku në këtë umet ndodhi pas shekullit të katërt, sipas kalendarit hixhrik, nëpërmjet shiave fatimijë, kur filluan të ndërtonin tyrbe mbi varre, shpikën mevludin dhe e tepruan kundrejt njerëzve të devotshëm (duke i adhuruar ata pos Allahut).

Shirku ndodhi, gjithashtu, kur u shfaqën sufitë e devijuar, të cilët e tepruan kundrejt shehlerëve të tyre dhe formuesve të tarikateve.

## RREZIKU I SHIRKUT DHE NDËSHKIMET PËR TË

**1. Allahu nuk e fal atë që bën shirk nëse vdes pa u penduar.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُۚ وَمَن يُشۡرِكۡ بِٱللَّهِ فَقَدِ ٱفۡتَرَىٰٓ إِثۡمًا عَظِيمًا ٤٨ ﴾

**﴾Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush a diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë.﴿**[42]

**2. Ai që bën shirk del nga Islami dhe gjaku dhe pasuria e tij janë të lejuara.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ فَإِذَا ٱنسَلَخَ ٱلۡأَشۡهُرُ ٱلۡحُرُمُ فَٱقۡتُلُواْ ٱلۡمُشۡرِكِينَ حَيۡثُ وَجَدتُّمُوهُمۡ وَخُذُوهُمۡ وَٱحۡصُرُوهُمۡ ﴾

**﴾Kur të kalojnë muajt e shenjtë (në të cilët ndalohet lufta), atëherë i vritni idhujtarët kudo që t'i ndeshni, i zini robër, i rrethoni...﴿**[43]

**3. Allahu nuk pranon asnjë vepër nga ai që bën shirk, të gjitha veprat e tij do të bëhen hi dhe pluhur.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَقَدِمۡنَآ إِلَىٰ مَا عَمِلُواْ مِنۡ عَمَلٖ فَجَعَلۡنَٰهُ هَبَآءٗ مَّنثُورًا ٢٣ ﴾

**﴾Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi.﴿**[44]

Po ashtu thënia e Allahut:

﴿ وَلَقَدۡ أُوحِيَ إِلَيۡكَ وَإِلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِكَ لَئِنۡ أَشۡرَكۡتَ لَيَحۡبَطَنَّ عَمَلُكَ وَلَتَكُونَنَّ مِنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٦٥ ﴾

---

[42] Sureja en-nisa, 48.

[43] Sureja et-teube, 5.

[44] Sureja el-furkan, 23.

《**Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed), si dhe atyre që kanë qenë para teje: “Nëse i shoqëron Allahut diçka (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit.**》[45]

**4. Atij do t’i ndalohet hyrja në Xhenet dhe do të mbetet përgjithmonë në Zjarr.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿إِنَّهُۥ مَن يُشۡرِكۡ بِٱللَّهِ فَقَدۡ حَرَّمَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِ ٱلۡجَنَّةَ وَمَأۡوَىٰهُ ٱلنَّارُۖ وَمَا لِلظَّٰلِمِينَ مِنۡ أَنصَارٖ ٧٢﴾

《**Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t’ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës.**》[46]

[45] Sureja ez-zumer, 65.

[46] Sureja el-maide, 72.

## GJËRAT QË E NXJERRIN NJERIUN NGA ISLAMI

Gjërat që e nxjerrin njeriun nga feja islame janë të shumta, mirëpo dhjetë nga to janë më të shpeshta dhe më të rrezikshme. Ato janë:

**1. Shirku në adhurim ndaj Allahut:**
Këtu bën pjesë: therja e kurbanit për dikë tjetër përveç Allahut, siç bëjnë ata që therin kurban për xhinët dhe për varre.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُ ﴾

**﴾Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush a diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë.﴿**[47]

**2.Ai që merr ndërmjetës mes tij dhe Allahut, i lut ata, kërkon prej tyre ndërmjetësim ose u mbështetet atyre del nga Islami njëzëri.**

**3. Ai që nuk i konsideron mushrikët (politeistët) si jobesimtarë, dyshon në mosbesimin e tyre ose e konsideron besimin e tyre si të vërtetë del nga feja.**

**4. Ai që beson se ndonjë udhëzim pos udhëzimit të Muhammedit ﷺ është më i përsosur a beson se gjykimi i ndokujt tjetër është më i mirë se gjykimi i tij, siç bëjnë ata që parapëlqejnë gjykimet e tagutëve[48] ndaj gjykimit të Pejgamberit Muhamed ﷺ është kafir (jobesimtar).**

---

[47] Sureja en-nisa, 116.

[48] Çdokush që adhurohet përveç Allahut dhe është i kënaqur me atë adhurim. Përkthyesi.

**5. Ai që urren diçka me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut ﷺ bën kufër (del nga feja), edhe po qe se vepron sipas saj.**

**6. Ai që tallet me diçka që i takon fesë së Muhamedit ﷺ ose me shpërblimin a ndëshkimin e ndonjë vepre bën kufër (del nga feja).**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿قُلۡ أَبِٱللَّهِ وَءَايَٰتِهِۦ وَرَسُولِهِۦ كُنتُمۡ تَسۡتَهۡزِءُونَ ٦٥ لَا تَعۡتَذِرُواْ قَدۡ كَفَرۡتُم بَعۡدَ إِيمَٰنِكُمۡ﴾

**《Thuaj: "A mos vallë me Allahun, shpalljet dhe të Dërguarin e Tij po talleni?" Mos u shfajësoni! Ju e mohuat fenë, pasi patët besuar.》**[49]

**7. Magjia.**

Në të bën pjesë shndërrimi nga dashuria në urrejtje dhe anasjelltas[50]. Andaj, kushdo që bën magji ose është i kënaqur me të del nga feja.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿وَمَا يُعَلِّمَانِ مِنۡ أَحَدٍ حَتَّىٰ يَقُولَآ إِنَّمَا نَحۡنُ فِتۡنَةٞ فَلَا تَكۡفُرۡۖ﴾

**《Këta engjëj nuk i mësonin ndokujt magji, pa i thënë: "Ne jemi dërguar për t'ju vënë në provë, andaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar a duke ushtruar magjinë)!"》**[51]

**8. Përkrahja e jobesimtarëve kundër muslimanëve.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ ٱلۡيَهُودَ وَٱلنَّصَٰرَىٰٓ أَوۡلِيَآءَۘ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلِيَآءُ بَعۡضٖۚ وَمَن يَتَوَلَّهُم مِّنكُمۡ فَإِنَّهُۥ مِنۡهُمۡۗ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي
ٱلۡقَوۡمَ ٱلظَّٰلِمِينَ ٥١﴾

---

[49] Sureja et-teube, 65, 66.

[50] Duke bërë që burri që e do gruan e tij ta urrejë atë ose anasjelltas dhe burri që nuk e do gruan e tij ta dojë atë ose anasjelltas. Përkthyesi.

[51] Sureja el-bekare, 102.

﴾**O besimtarë! Mos i bëni miq e mbrojtës hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën ata miq, është me ata. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit.**﴿[52]

**9. Ai që beson se ndokush mund të dalë jashtë suazave të sheriatit të Muhamedit ﷺ është kafir (jobesimtar).**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَن يَبۡتَغِ غَيۡرَ ٱلۡإِسۡلَٰمِ دِينٗا فَلَن يُقۡبَلَ مِنۡهُ وَهُوَ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ مِنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٨٥ ﴾

﴾**Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur.**﴿[53]

**10. T'ia kthesh shpinën fesë së Allahut, duke mos e mësuar atë dhe duke mos punuar sipas saj.**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّن ذُكِّرَ بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِۦ ثُمَّ أَعۡرَضَ عَنۡهَآۚ إِنَّا مِنَ ٱلۡمُجۡرِمِينَ مُنتَقِمُونَ ٢٢ ﴾

﴾**Kush është më i padrejtë se ai që, kur i përmenden shpalljet e Zotit të tij, nuk ua vë veshin atyre? Vërtet, Ne do të hakmerremi ndaj keqbërësve!**﴿[54]

**Vini re:**

Në të gjitha këto vepra që e nxjerrin njeriu nga feja nuk ka dallim mes atij që i vepron ato qëllimisht, atij që i vepron duke bërë shaka ose atij që i bën nga frika, përveç atij që është i detyruar.

Këto janë nga veprat më të rrezikshme që e nxjerrin njeriun nga feja dhe njëkohësisht ndodhin më së shpeshti, andaj muslimani duhet të ruhet prej tyre dhe të ketë frikë nga rënia në to.

---

[52] Sureja el-maide, 51.

[53] Sureja al-Imran, 85.

[54] Sureja es-sexhde, 22.

## MOHIMI I TAGUTIT

**Përkufizimi i fjalës *tagut*:**

Gjuhësisht, fjala *tagut* (طاغوت) rrjedh nga fjala arabe *tugian* (طغيان) që do të thotë *tejkalim i kufijve*.

Kurse në terminologjinë fetare *tagut* domethënë: *Kur robi tejkalon kufijtë në adhurim*[55]*, në pasim*[56] *ose në bindje*[57].

**Obligimi për mohimin e tagutit**

Mohimi i tagutit dhe besimi në Allahun është detyra e parë që ua caktoi Allahu njerëzve. Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ ﴾

**﴾Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): “Adhuroni Allahun dhe shmangiuni tagutit!”.﴿**[58]

**Mënyra e mohimit të tagutit**

a. Të besosh se adhurimi i çdo gjëje përveç Allahut është i kotë dhe njëherazi ta lësh dhe ta urresh atë adhurim.

b. T’i konsiderosh njerëzit që adhurojnë dikë a diçka përveç Allahut si jobesimtarë dhe t’i armiqësosh ata.

---

[55] Duke adhuruar dikë tjetër pos Allahut ose duke i thirrur njerëzit që ta adhurojnë atë pos Allahut. Shih: “Sherh el-usul eth-thelatheh” – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[56] Duke pasuar dikë tjetër pos të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ, i cili është i vetmi që duhet pasuar, ose duke i thirrur njerëzit që ta pasojnë atë (e jo të Dërguarin). Shih: “Sherh el-usul eth-thelatheh” – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[57] Duke iu bindur dikujt tjetër veç Allahut dhe të Dërguarit të tij ﷺ ose duke i thirrur njerëzit që t’i binden atij. Shih: “Sherh el-usul eth-thelatheh” – Shejh Salih El-Feuzan. Përkthyesi.

[58] Sureja en-nahël, 36.

**Kokat e tagutëve:**

Tagutët janë të shumtë, mirëpo pesë prej tyre janë kryesorët:

1. Iblisi i mallkuar.
2. Ai që adhurohet përveç Allahut dhe është i kënaqur me atë adhurim.
3. Ai që i thërret njerëzit ta adhurojnë atë.
4. Ai që pretendon se di diçka nga gajbi.
5. Ai që gjykon me ligj tjetër pos atij që e ka zbritur Allahu.

## TRI BAZAT

**Baza e parë:** Që robi ta njohë Zotin e vet.

**Baza e dytë:** Që robi ta njohë fenë e vet.

**Baza e tretë:** Që robi ta njohë Pejgamberin e tij, Muhamedin ﷺ.
Këto baza janë tri pyetjet që do t'i bëhen njeriut në varr.

**Baza e parë: Njohja e Zotit:**
Këtu hyjnë disa çështje:
1. Allahu është Zoti ynë, i Cili na mbikëqyr ne dhe të gjitha krijesat me begatitë e Tij.
2. Allahu i Lartësuar është i vetmi që meriton adhurimin.
3. Allahun e njohim përmes ajeteve (shenjave, argumenteve) të Tij dhe përmes krijesave të Tij madhështore.
Prej argumenteve të Tij janë: nata, dita, Dielli dhe Hëna.
Prej krijesave të tij janë: shtatë qiejt dhe shtatë tokat dhe çdo gjë që gjendet midis tyre.

**Baza e dytë: Njohja e fesë:**
Këtu hyjnë disa çështje:
1. Feja e vetme që e pranon Allahu është Islami.
2. Islami është: Dorëzimi ndaj Allahut me Teuhid, nënshtrimi ndaj Tij me bindje dhe largimi nga shirku dhe ithtarët e tij.
3. Shkallët e fesë janë tri: Islami, imani dhe ihsani.

**Baza e tretë: Njohja e pejgamberit Muhamed ﷺ:**

Këtu hyjnë disa çështje:

**1. Emri i pejgamberit dhe prejardhja e tij:**

Ai është Muhamed ibën Abdullah ibën Abdul-Muttalib ibën Hashim-i, ndërsa Hashimi është nga fisi kurejsh, kurse kurejshët janë arabë dhe arabët janë pasardhës të Ismailit, të birit të Ibrahimit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi ta.

**2. Mosha e tij:**

Ai jetoi gjashtëdhjetë e tri vjet; dyzet vjet para pejgamberllëkut, kurse njëzet e tri vjet si pejgamber, i dërguar.

**3. *Nebijllëku* (pejgamberllëku) dhe *risaleti* (dërgesa) i tij:**

U bë *nebij* (نبي) (pejgamber) me fjalën kuranore *"ikra"* (اقرأ) (lexo), kurse u bë *resul* (رسول) (i dërguar) me fjalën *"el-muddeththir"* (المدّثّر) (i mbështjellë).

**4. Vendi i tij dhe emigrimi:**

Vendi i tij është Meka, kurse vendi ku emigroi është Medineja.

**5. Çështja në të cilën thërriste ai:**

Allahu e dërgoi atë për të na e tërhequr vërejtjen nga shirku dhe për të thirrur në Teuhid.

## KUFRI (MOHIMI, MOSBESIMI)

**Përkufizimi i fjalës *kufër*:**

Fjala *kufër* (كفر) gjuhësisht domethënë *mbulim*.

Kurse në terminologjinë fetare *kufër* domethënë: *e kundërta e Islamit*.

**Llojet e kufrit:**

Kufri është dy llojesh:

1. Kufër i madh (كفر أكبر).

2. Kufër i vogël (كفر أصغر).

**Kufri i madh:**

**a. Përkufizimi:**

Mosbesimi në Allahun dhe të dërguarit e Tij, pa marrë parasysh a është i shoqëruar ky mosbesim me përgënjeshtrim a jo.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i kufrit e nxjerr njeriun nga feja.

**c. Llojet e tij:**

Kufri i madh është pesë llojesh:

**1. Kufri i përgënjeshtrimit (كفر التكذيب):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ ٱفْتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا أَوْ كَذَّبَ بِٱلْحَقِّ لَمَّا جَآءَهُۥٓ ۚ أَلَيْسَ فِى جَهَنَّمَ مَثْوًى لِّلْكَٰفِرِينَ ﴿٦٨﴾ ﴾

**﴾Kush është keqbërës më i madh se ai që trillon gënjeshtra kundër Allahut ose mohon të vërtetën që i ka ardhur?! Vallë, a nuk është Xhehenemi vend për jobesimtarët?!﴿**[59]

---

[59] Sureja el-ankebutë, 68.

**2. Kufri i kundërshtimit dhe mendjemadhësisë edhe përkundër besimit (كفر الإباء والاستكبار مع التصديق):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَإِذْ قُلْنَا لِلْمَلَٰٓئِكَةِ ٱسْجُدُوا۟ لِءَادَمَ فَسَجَدُوٓا۟ إِلَّآ إِبْلِيسَ أَبَىٰ وَٱسْتَكْبَرَ وَكَانَ مِنَ ٱلْكَٰفِرِينَ ﴿٣٤﴾ ﴾

**﴾Kur u thamë engjëjve: "Përuluni në sexhde para Ademit", ata u përulën, përveç Iblisit, i cili kundërshtoi, u tregua mendjemadh dhe u bë mosbesimtar.﴿[60]**

**3. Kufri i dyshimit (كفر الشك):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَدَخَلَ جَنَّتَهُۥ وَهُوَ ظَالِمٌ لِّنَفْسِهِۦ قَالَ مَآ أَظُنُّ أَن تَبِيدَ هَٰذِهِۦٓ أَبَدًا ﴿٣٥﴾ وَمَآ أَظُنُّ ٱلسَّاعَةَ قَآئِمَةً وَلَئِن رُّدِدتُّ إِلَىٰ رَبِّى لَأَجِدَنَّ خَيْرًا مِّنْهَا مُنقَلَبًا ﴿٣٦﴾ قَالَ لَهُۥ صَاحِبُهُۥ وَهُوَ يُحَاوِرُهُۥٓ أَكَفَرْتَ بِٱلَّذِى خَلَقَكَ مِن تُرَابٍ ثُمَّ مِن نُّطْفَةٍ ثُمَّ سَوَّىٰكَ رَجُلًا ﴿٣٧﴾ لَّٰكِنَّا۠ هُوَ ٱللَّهُ رَبِّى وَلَآ أُشْرِكُ بِرَبِّىٓ أَحَدًا ﴿٣٨﴾ ﴾

**﴾Pastaj hyri në kopshtin e vet dhe, duke qenë i padrejtë me vetveten, tha: "Unë nuk mendoj se kjo do të shkatërrohet ndonjëherë dhe nuk mendoj se do të arrijë ndonjëherë Ora (e Kiametit). Por, edhe nëse do të më kthejnë te Zoti im, sigurisht që do të gjej një vend më të mirë se ky (kopsht)"! Shoku i tij i tha, duke biseduar me të: "A po e mohon ti Atë, i Cili të ka krijuar nga dheu, pastaj nga pika e farës dhe të bëri më në fund njeri të plotë?! Sa për mua, unë besoj se Allahu është Zoti im dhe Zotit tim unë nuk i shoqëroj askënd (në adhurim).﴿[61]**

**4. Kufri i kthimit të shpinës (كفر الإعراض):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

---

[60] Sureja el-bekare, 34.

[61] Sureja el-kehf, 35-38.

﴿ وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ عَمَّآ أُنذِرُواْ مُعۡرِضُونَ ٣ ﴾

**﴾E megjithatë, mohuesit shmangen nga ajo që u është paralajmëruar.﴿**[62]

**5. Kufri i nifakut, dyfytyrësisë (كفر النفاق):**

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ ءَامَنُواْ ثُمَّ كَفَرُواْ فَطُبِعَ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ فَهُمۡ لَا يَفۡقَهُونَ ٣ ﴾

**﴾Kjo, sepse ata fillimisht besuan, pastaj mohuan, kështu që zemrat e tyre u vulosën dhe si pasojë ata nuk kuptojnë më.﴿**[63]

**Kufri i vogël:**

**a. Përkufizimi:**

Kufër i vogël është çdo gjynah që në Kuran dhe sunet është quajtur kufër por nuk ka arritur shkallën e kufrit të madh.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i kufrit është *haram* (i ndaluar) dhe prej mëkateve të mëdha, mirëpo nuk e nxjerr njeriun nga feja.

**c. Shembuj të kufrit të vogël:**

1. Kufri i begative:

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ وَضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا قَرۡيَةٗ كَانَتۡ ءَامِنَةٗ مُّطۡمَئِنَّةٗ يَأۡتِيهَا رِزۡقُهَا رَغَدٗا مِّن كُلِّ مَكَانٖ فَكَفَرَتۡ بِأَنۡعُمِ ٱللَّهِ فَأَذَٰقَهَا ٱللَّهُ لِبَاسَ ٱلۡجُوعِ وَٱلۡخَوۡفِ بِمَا كَانُواْ يَصۡنَعُونَ ١١٢ ﴾

**﴾Allahu e ka bërë shembull qytetin (e Mekës), i cili ishte i sigurt dhe i qetë. Atij i arrinin ushqime të bollshme nga të gjitha anët, por pastaj banorët e tij**

[62] Sureja el-ahkafë, 3.

[63] Sureja el-munafikunë, 3.

**i mohuan dhuntitë e Allahut dhe Ai i bëri të shijojnë urinë dhe frikën, si ndëshkim për atë që bënë.﴾[64]**

2. Kur muslimani e lufton muslimanin: I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ thoshte: *"Sharja e muslimanit është fisk (shmangie nga bindja ndaj Allahut), kurse luftimi kundër tij është kufër."* [Muttefekun alejhi].

3. Përçmimi i tjetrit për shkak të prejardhjes.

4. Vajtimi për të vdekurin: I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ thoshte: *"Dy gjëra që i bëjnë njerëzit janë kufër: përçmimi i tjetrit për shkak të prejardhjes dhe vajtimi për të vdekurin."* [Muslimi].

---

[64] Sureja en-nahël, 112.

## NIFAKU (HIPOKRIZIA, DYFYTYRËSIA)

**Përkufizimi i fjalës *nifak*:**

Fjala *nifak* (نفاق) gjuhësisht domethënë *fshehje e diçkaje*.

Kurse në terminologjinë fetare *nifak* domethënë: *shfaqje e Islamit dhe fshehje e kufrit dhe e së keqes*.

**Llojet e nifakut:**

Nifaku është dy llojesh:

1. Nifak i madh i besimit (نفاق اعتقادي).
2. Nifak i vogël i veprës (نفاق عملي).

**Nifaku i besimit:**

**a. Përkufizimi:**

Nifaku i besimit është kur njeriu shfaq Islamin, ndërsa fsheh në brendësinë e tij kufrin (mosbesimin).

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i nifakut e nxjerr njeriun tërësisht nga feja dhe vepruesi i tij do të jetë në shtresën më të ulët të Zjarrit.

**c. Llojet e tij:**

Ky nifak është gjashtë llojesh:

1. Përgënjeshtrimi i të Dërguarit të Allahut ﷺ.
2. Përgënjeshtrimi i ndonjë gjëje me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut ﷺ.
3. Urrejtja e të Dërguarit të Allahut ﷺ.
4. Urrejtja e ndonjë gjëje me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut ﷺ.
5. Gëzimi kur nënçmohet feja e Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ.
6. Urrejtja e fitores së fesë së të Dërguarit të Allahut ﷺ.

**Nifaku i veprës:**

**a. Përkufizimi:**

Nifaku i veprës është bërja e ndonjë vepre të munafikëve (hipokritëve), por duke pasur iman në zemër.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i nifakut nuk e nxjerr njeriun nga feja, por është rreptësisht i ndaluar dhe njëherazi prej mëkateve të mëdha. Bërësi i tij ka nifak dhe iman, mirëpo në qoftë se shtohet shumë nifaku, atëherë bëhet munafik i vërtetë.

**c. Shembuj për këtë lloj nifaku:**

1. Gënjeshtra: *“Kur flet gënjen”*.
2. Thyerja e premtimeve: *“Kur premton nuk e mban premtimin”*.
3. Tradhtia kur i besohet: *“Kur i besohet tradhton”*.
4. Shpërthimi gjatë grindjes: *“Kur grindet shpërthen”*.
5. Mashtrimi në marrëveshje: *“Kur bën marrëveshje mashtron”*.
6. Dembelia për të falur namazin me xhemat në xhami:

﴿إِنَّ ٱلْمُنَٰفِقِينَ يُخَٰدِعُونَ ٱللَّهَ وَهُوَ خَٰدِعُهُمْ وَإِذَا قَامُوٓا۟ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ قَامُوا۟ كُسَالَىٰ يُرَآءُونَ ٱلنَّاسَ وَلَا يَذْكُرُونَ ٱللَّهَ إِلَّا قَلِيلًا ١٤٢﴾

**﴾Në të vërtetë, hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t’u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak.﴿**[65]

7. Syfaqësia në bërjen e veprave të mira:

﴿وَإِذَا قَامُوٓا۟ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ قَامُوا۟ كُسَالَىٰ يُرَآءُونَ ٱلنَّاسَ وَلَا يَذْكُرُونَ ٱللَّهَ إِلَّا قَلِيلًا ١٤٢﴾

**﴾Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t’u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak.﴿**[66]

---

[65] Sureja en-nisa, 142.

[66] Sureja en-nisa, 142.

## EL-UELA’ UEL-BERA’ (الولاء والبراء)

## DASHURIA DHE URREJTJA PËR HIR TË ALLAHUT

**Përkufizimi gjuhësor:**

Fjala *el-uela’* (الولاء) rrjedh nga fjala *el-uilaje* (الولاية) që domethënë *dashuri*.

Kurse fjala *el-bera’* rrjedh nga folja (برى) *bera* që domethënë *thyej*.

**Përkufizimi fetar:**

El-uela’ domethënë: t’i duash muslimanët, t’i ndihmosh, t’i nderosh, t’i respektosh dhe të jesh afër tyre.

El-bera’ domethënë: t’i urresh jobesimtarët, të largohesh nga ta dhe të mos i përkrahësh.

**Rëndësia e dashurisë dhe urrejtjes për hir të Allahut:**

1. Ajo është një ndër bazat e besimit islam.
2. Ajo është lidhja më e fortë e besimit.
3. Ajo është prej fesë së Ibrahimit ﷺ dhe fesë së Muhamedit ﷺ.

**Llojet e miqësimit me jobesimtarë:**

1. *Tevel-li* (تولّي).

2. *Muvalat* (موالاة).

**- Lloji i parë: *Tevel-li* (zënia për miq)**

**a. Kuptimi:**

- T’i duash shirkun dhe ata që bëjnë shirk dhe kufrin dhe ata që bëjnë kufër.
- T’i ndihmosh jobesimtarët kundër besimtarëve.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i miqësimit është kufër (mosbesim) i madh dhe dalje nga feja.

**c. Argumenti:**

Thënia e Allahut:

﴿يَـٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَتَّخِذُوا۟ ٱلْيَهُودَ وَٱلنَّصَـٰرَىٰٓ أَوْلِيَآءَ ۘ بَعْضُهُمْ أَوْلِيَآءُ بَعْضٍ ۚ وَمَن يَتَوَلَّهُم مِّنكُمْ فَإِنَّهُۥ مِنْهُمْ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلظَّـٰلِمِينَ ﴿٥١﴾ ﴾

**《O besimtarë! Mos i bëni miq e mbrojtës hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën ata miq, është me ata. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit.》**[67]

**- Lloji i dytë: *Muvalat* (lloj i dashurisë)**

**a. Përkufizimi:**

T'i duash ata që bëjnë kufër dhe shirk për ndonjë interes të kësaj bote, por duke mos i ndihmuar ata, sepse përndryshe hyn në llojin e parë.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i miqësimit është i ndaluar dhe bën pjesë në gjynahet e mëdha.

**c. Argumenti:**

Thënia e Allahut:

﴿يَـٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَتَّخِذُوا۟ عَدُوِّى وَعَدُوَّكُمْ أَوْلِيَآءَ تُلْقُونَ إِلَيْهِم بِٱلْمَوَدَّةِ ﴾

**《O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt, duke u shprehur atyre dashuri.》**[68]

**Dukuri të miqësimit me jobesimtarët:**

1. Përngjasimi me ta në veshje dhe në të folur.
2. Udhëtimi në vendet e tyre për t'u argëtuar e për t'u kënaqur.

---

[67] Sureja el-maide, 51.

[68] Sureja el-mumtehine, 1.

3. Qëndrimi në vendet e tyre dhe moszhvendosja nga ato vende për në vendet e muslimanëve për ta shpëtuar fenë.
4. Përdorimi i kalendarëve të tyre, veçanërisht atyre që tregojnë festat e tyre dhe ditët që janë të rëndësishme për ta.
5. Pjesëmarrja në festat e tyre, ndihma që u jepet atyre për t'i kremtuar ato dhe përgëzimi i tyre për ato festa.
6. Emërtimi me emra të tyre.

## KATEGORITË E NJERËZVE PËRKITAZI ME DASHURINË DHE URREJTJEN PËR HIR TË ALLAHUT

Njerëzit, përkitazi me dashurinë dhe urrejtjen për hir të Allahut, ndahen në tri kategori:

**Kategoria e parë:** Ata që duhet t’i duam plotësisht. Këta janë besimtarët e vërtetë.

**Kategoria e dytë:** Ata që duhet t’i urrejmë dhe t’i armiqësojmë plotësisht. Këta janë jobesimtarët e vërtetë.

**Kategoria e tretë:** Ata që duhet t’i duam nga një aspekt dhe t’i urrejmë nga një aspekt tjetër. Këta janë besimtarët gjynahqarë, duhet t’i duam për imanin që kanë dhe t’i urrejmë për gjynahet që i bëjnë, të cilat nuk e kanë arritur shkallën e kufrit a të shirkut.

## ISLAMI

**Përkufizimi gjuhësor i fjalës *Islam*:**

Fjala *Islam* (الإسلام) gjuhësisht domethënë *nënshtrim, dorëzim* dhe *përulje*.

**Përkufizimi fetar i fjalës *Islam*:**

*Islam* në terminologjinë fetare domethënë: *"Dorëzim ndaj Allahut me Teuhid, nënshtrim në bindje ndaj Tij dhe largim nga shirku dhe ithtarët e tij"*.

**Islami në kuptimin e përgjithshëm dhe në kuptimin e veçantë:**

a. Islami në kuptimin e përgjithshëm domethënë: "Adhurimi ndaj Allahut nëpërmjet asaj që Ai e ka ligjësuar që nga dërgimi i pejgamberëve deri në Kijamet".

b. Islami në kuptimin e veçantë është ajo me të cilën ka ardhur Muhamedi ﷺ.

# SHTYLLAT E ISLAMIT

**Shtyllat e Islamit janë pesë:**

1. Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.
2. Falja e namazit.
3. Dhënia e zekatit (lëmoshës së detyrueshme).
4. Agjërimi i ramazanit.
5. Kryerja e haxhit, për atë që ka mundësi.

**Shtyllat e Islamit janë dy llojesh:**

a. Shtylla pa të cilat nuk mund të qëndrojë Islami, ndryshe quhen “shtylla thelbësore”, të cilat janë:

1. Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.
2. Falja e namazit.

b. Shtylla pa të cilat nuk mund të plotësohet Islami, ndryshe quhen “shtylla plotësuese”, të cilat janë:

1. Dhënia e zekatit (lëmoshës së detyrueshme).
2. Agjërimi i ramazanit.
3. Kryerja e haxhit, për atë që ka mundësi.

**Argumenti për shtyllat e Islamit:**

Thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, pastaj falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe kryerja e haxhit."* [Muslimi].

## IMANI

**Përkufizimi gjuhësor i fjalës “Iman”:**

Fjala *Iman* (الإيمان) gjuhësisht domethënë *vërtetim* dhe *pranim*.

**Përkufizimi imanit sipas pasuesve të sunetit dhe xhematit është:**

a. besim me zemër,

b. shqiptim me gjuhë,

c. veprim me gjymtyrë,

d. shtohet me bindje ndaj Zotit, dhe

e. pakësohet me mëkate ndaj Tij.

## SHTYLLAT E IMANIT

Shtyllat e imanit janë gjashtë:

1. Besimi në Allahun.
2. Besimi në melekë.
3. Besimi në Librat e Allahut.
4. Besimi në të dërguarit e Allahut.
5. Besimi në Ditën e Gjykimit.
6. Besimi në kader (caktimin e Allahut).

**1. Besimi në Allahun përfshin katër çështje:**

a. Besimi në ekzistimin e Allahut.

b. Besimi se Ai është Zoti dhe Sunduesi.

c. Besimi se vetëm Ai meriton adhurimin.

d. Besimi në emrat dhe cilësitë e Tij.

**2. Besimi në melekë përfshin katër çështje:**

a. Besimi në ekzistimin e melekëve.

b. Besimi në melekët që i njohim me emra, sikurse Xhibrili, dhe besimi në mënyrë të përgjithshme në melekët që nuk ua dimë emrat.

c. Besimi në cilësitë e tyre që i dimë.

d. Besimi në veprat e tyre që i dimë, të cilat i bëjnë me urdhrin e Allahut.

**3. Besimi në Librat e zbritur përfshin katër çështje:**

a. Besimi se ata janë vërtet të zbritur nga Allahu.

b. Besimi në emrat e librave që i njohim me emra, siç janë Kurani, Teurati dhe Inxhili.

c. Besimi i tregimeve që thuhen në këta libra, sikurse tregimet e Kuranit dhe tregimet e pashtrembëruara të Librave të mëparshëm, të cilat janë përcjellë në sheriatin tonë.

d. Besimi në normat e pashfuqizuara të këtyre Librave dhe po ashtu pajtimi me to dhe dorëzimi ndaj tyre, pa marrë parasysh a e dimë urtësinë a jo dhe besimi se Kurani ka shfuqizuar të gjithë Librat e mëparshëm.

**4. Besimi në të dërguarit e Allahut përfshin katër çështje:**

a. Besimi se ata janë vërtet të dërguar nga Allahu dhe se kushdo që e mohon ndonjë të dërguar është sikur t'i mohonte të gjithë të dërguarit.

b. Besimi me emra në ata të dërguar që përmenden me emra, siç janë: Muhamedi, Ibrahimi, Musai, Isai, Nuhu e kështu me radhë (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta).

c. Besimi në lajmërimet e tyre autentike.

d. Zbatimi i kushtetutës së pejgamberit të dërguar te ne, që është Muhamedi, vula e pejgamberëve, i cili është i dërguar te të gjithë njerëzit.

**5. Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin tri çështje:**

a. Besimi në ringjallje.

b. Besimi në llogaridhënie dhe shpërblim.

c. Besimi në Xhenet dhe Xhehenem.

Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin gjithashtu besimin në çdo gjë që do të ndodhë pas vdekjes, ku bëjnë pjesë edhe sprova e varrit dhe ndëshkimi e shpërblimi në varr.

**6. Besimi në kader përfshin katër çështje:**

a. Besimi se Allahu e ka ditur çdo gjë në mënyrë të hollësishme.

b. Besimi se Allahu e ka shkruar këtë në "Pllakën e Ruajtur" që në arabisht quhet "El-Leuh el-Mahfudh" (اللوح المحفوظ).

c. Besimi se asgjë nuk ekziston pa vullnetin e Allahut të Madhërishëm.

d. Besimi se çdo gjë që ekziston është krijuar nga Allahu, duke përfshirë qeniet, cilësitë dhe lëvizjet e tyre.

**Argumenti për gjashtë shtyllat e imanit:**

1. Thënia e Allahut:

﴿ لَّيْسَ ٱلْبِرَّ أَن تُوَلُّوا۟ وُجُوهَكُمْ قِبَلَ ٱلْمَشْرِقِ وَٱلْمَغْرِبِ وَلَٰكِنَّ ٱلْبِرَّ مَنْ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَٱلْيَوْمِ ٱلْءَاخِرِ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةِ وَٱلْكِتَٰبِ وَٱلنَّبِيِّـۧنَ ﴾

**﴾Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët.﴿[69]**

2. Gjithashtu edhe thënia e Allahut:

﴿ إِنَّا كُلَّ شَىْءٍ خَلَقْنَٰهُ بِقَدَرٍ ﴿٤٩﴾ ﴾

**﴾Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me kader (masë të paracaktuar).﴿[70]**

3. Argument nga suneti e kemi hadithin e Xhibrilit, kur e pyeti Xhibrili ﷤ Pejgamberin ﷺ, duke thënë: *"Më trego për imanin."* Ai tha: "*Imani është të besosh Allahun, melekët e Tij, librat e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Gjykimit dhe të besosh se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe.*"[71]

[69] Sureja el-bekare, 177.
[70] Sureja el-kamer, 49.
[71] Muslimi.

## IHSANI (MIRËSIA)

**Përkufizimi:**

Fjala *ihsan* (الإحسان) gjuhësisht është *e kundërta e fjalës keqbërësi*.

Ndërsa, në terminologjinë fetare fjala *ihsan* domethënë: *"Të kesh parasysh mbikëqyrjen e Allahut në vetmi dhe në publik"*.

**Shtyllat e Ihsanit:**

Ihsani ka vetëm një shtyllë. Ajo është: "Ta adhurosh Allahun sikur po e sheh, ngaqë edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty."

**Llojet e ihsanit:**

Ihsani (mirësia) ndahet në dy lloje:

1. Mirësi ndaj krijesave, e cila shfaqet në katër gjëra:

a. Në pasuri. b. Në privilegj. c. Në dituri. d. Në trup.

2. Mirësi në adhurimin e Allahut, e cila ka dy shkallë:

E para: Shkalla e shikimit "ta adhurosh Allahun sikur po e sheh". Kjo është shkalla më e lartë.

E dyta: Shkalla e vëzhgimit dhe mbikëqyrjes "nëse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty".

**Argumenti për ihsanin është thënia e Allahut:**

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ مَعَ ٱلَّذِينَ ٱتَّقَواْ وَّٱلَّذِينَ هُم مُّحۡسِنُونَ ١٢٨ ﴾

**﴾Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë.﴿**[72]

2. Argument nga suneti kemi përgjigjen e Pejgamberit ﷺ kur e pyeti Xhibrili عليه السلام për ihsanin: *"Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur po e sheh, ngaqë edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty."*[73]

---

[72] Sureja en-nahël, 128.

[73] Muslimi.

## LIDHJA NDËRMJET ISLAMIT, IMANIT DHE IHSANIT

**Së pari: Kur përmenden këto tri çështje së bashku, atëherë ato kanë kuptime të veçanta:**

**a. Me fjalën *islam*, në këtë rast, kemi për qëllim:**

Veprat e dukshme.

**b. Me fjalën *iman* kemi për qëllim:**

Çështjet e padukshme.

**c. Me fjalën *ihsan* kemi për qëllim:**

Shkallën më të lartë të fesë.

**Së dyti: Kur përmenden këto tri çështje veçmas:**

a. Kur përmendet veçmas islami hyn në të edhe imani.

b. Kur përmendet veçmas imani hyn në të edhe islami.

c. Kur përmendet veçmas ihsani hyjnë në të edhe islami dhe imani.

## IBADETI (ADHURIMI)

**Përkufizimi:**

Fjala *ibadet* (عبادة) gjuhësisht domethënë *përulje* dhe *nënshtrim*.

Ndërsa në terminologjinë fetare fjala *ibadet* ka kuptimin: Emër i përgjithshëm për çdo gjë që e do Allahu, qofshin ato fjalë a vepra, të dukshme ose të padukshme.

**Shkaku i emërimit të detyrave fetare kundruall robërve ibadete:**
Ngase ata u përmbahen këtyre detyrave dhe i kryejnë ato duke qenë të përulur dhe të nënshtruar kundrejt Allahut.

**Shtyllat e ibadetit:**

1. Dashuria (محبة).

2. Frika (خوف).

3. Shpresa (رجاء).

**Kushtet e vlefshmërisë dhe pranimit të ibadeteve:**
**1. Ihlasi (çiltëria):**
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَآ أُمِرُوٓاْ إِلَّا لِيَعۡبُدُواْ ٱللَّهَ مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ ﴾

**﴾E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit).﴿**[74]

**2. Pasimi i pejgamberit Muhamed ﷺ:**
Argument për këtë është thënia e të dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ: "*Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar.*"[75]

---

[74] Sureja el-bejjine, 5.

**Ibadeti është dy llojesh:**

1. Ibadet natyror (عبادة كونية).

2. Ibadet sheriatik (عبادة شرعية).

**Ibadeti natyror:**

Përkufizimi: Ibadeti natyror është nënshtrimi ndaj ligjeve që i ka bërë Allahu në natyrë.

Ky lloj ibadeti i përfshin të gjitha krijesat, qofshin besimtarë a jobesimtarë, të devotshëm a gjynahqarë.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ إِن كُلُّ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ إِلَّآ ءَاتِي ٱلرَّحۡمَٰنِ عَبۡدٗا ﴿٩٣﴾ ﴾

**《S’ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit.》**[76]

**Ibadeti sheriatik:**

Përkufizimi: Ibadeti sheriatik është nënshtrimi ndaj urdhrave fetarë të Allahut.

Ky lloj ibadeti është i veçantë për atë që i bindet Allahut dhe pason atë me të cilën kanë ardhur të dërguarit.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَعِبَادُ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلَّذِينَ يَمۡشُونَ عَلَى ٱلۡأَرۡضِ هَوۡنٗا ﴾

**《Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë.》**[77]

---

[75] Muttefekun alejhi.

[76] Sureja Merjem, 93.

[77] Sureja el-Furkan, 63.

## RREGULL E RËNDËSISHME PËR NJËSHMËRINË E IBADETIT

**Rregulla:**

*“Çdo vepër që është ibadet, nëse i kushtohet Allahut është Teuhid, ndërsa nëse i kushtohet dikujt tjetër pos Allahut është shirk.”*

Argument për këtë rregull i kemi thëniet e Allahut:

﴿وَٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ وَلَا تُشۡرِكُواْ بِهِۦ شَيۡـٔٗا﴾

﴾**Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim).**﴿[78]

﴿وَقَضَىٰ رَبُّكَ أَلَّا تَعۡبُدُوٓاْ إِلَّآ إِيَّاهُ﴾

﴾**Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij.**﴿[79]

﴿قُلۡ تَعَالَوۡاْ أَتۡلُ مَا حَرَّمَ رَبُّكُمۡ عَلَيۡكُمۡۖ أَلَّا تُشۡرِكُواْ بِهِۦ شَيۡـٔٗاۖ وَبِٱلۡوَٰلِدَيۡنِ إِحۡسَٰنٗاۖ﴾

﴾**Thuaju: “Ejani t’ju lexoj çfarë ju ka urdhëruar Allahu: që të mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim);**﴿[80]

**Shembuj:**

Duaja është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Frika është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Zotimi është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

Therja e kurbanit është ibadet, ⟶ nëse i kushtohet dikujt tjetër përveç Allahut është shirk.

[78] Suretu en-nisa, 36.
[79] Sureja el-isra, 23.
[80] Sureja el-en’am, 151.

## DASHURIA DHE LLOJET E SAJ

**Dashuria (në arabisht: المحبة) ndahet në katër lloje:**

**1. Ibadet (عبادة):**

Kjo është dashuria ndaj Allahut dhe ndaj çdo gjëje që e do Allahu.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَشَدُّ حُبّٗا لِّلَّهِۗ ﴾

**﴿Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun.﴾**[81]

**2. Shirk (شرك):**

Kjo është dashuria ndaj dikujt tjetër pos Allahut, duke iu përulur dhe duke e madhëruar. Ky lloj i dashurisë, pra dashuria e shoqëruar me përulje dhe madhërim, duhet t'i kushtohet vetëm Allahut.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَندَادٗا يُحِبُّونَهُمۡ كَحُبِّ ٱللَّهِۖ ﴾

**﴿E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu.﴾**[82]

**3. Mëkat (معصية):**

Kjo është dashuria ndaj mëkateve, bidateve dhe gjërave të ndaluara.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحِبُّونَ أَن تَشِيعَ ٱلۡفَٰحِشَةُ فِي ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ فِي ٱلدُّنۡيَا وَٱلۡأٓخِرَةِۚ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ وَأَنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ١٩ ﴾

---

[81] Sureja el-bekare, 165.
[82] Sureja el-bekare, 165.

﴾**Ata që duan të përhapen shpifjet e turpshme (ose imoraliteti) ndër besimtarët, i pret një dënim i dhembshëm në këtë botë dhe në tjetrën; Allahu i di të gjitha e ju nuk i dini.**﴿[83]

**4. Dashuri e natyrshme (محبة طبيعية):**

Kjo është dashuria ndaj fëmijëve, familjes, vetvetes e kështu me radhë. Kjo dashuri është e lejuar.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ زُيِّنَ لِلنَّاسِ حُبُّ ٱلشَّهَوَٰتِ مِنَ ٱلنِّسَآءِ وَٱلۡبَنِينَ وَٱلۡقَنَٰطِيرِ ٱلۡمُقَنطَرَةِ مِنَ ٱلذَّهَبِ وَٱلۡفِضَّةِ وَٱلۡخَيۡلِ
ٱلۡمُسَوَّمَةِ وَٱلۡأَنۡعَٰمِ وَٱلۡحَرۡثِۗ ذَٰلِكَ مَتَٰعُ ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَاۖ وَٱللَّهُ عِندَهُۥ حُسۡنُ ٱلۡمَـَٔابِ ١٤ ﴾

﴾**Njerëzve u është hijeshuar dashuria për gjërat e dëshiruara: për gratë, fëmijët, arin dhe argjendin e grumbulluar, kuajt e bukur, bagëtitë dhe arat e lëruara. Këto janë kënaqësitë e kësaj jete, por shumë më i mirë është kthimi tek Allahu.**﴿[84]

---

[83] Sureja en-nurë, 19.

[84] Sureja al-‘imran, 14.

**FRIKA (EL-ḢAUF)**

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *ħauf* (خوف) në shqip domethënë *frikë*. *Frika* është një ndjenjë shqetësimi që na ndodh kur mendojmë se do të na godasë ndonjë e keqe, fatkeqësi a dëm.

**Llojet e frikës:**

**1. Shirk i madh (شرك أكبر):**

Kjo është frika e fshehtë, e cila në arabisht quhet *ħauf'us-sirr* (خوف السرّ): Kjo është kur njeriu frikësohet nga dikush tjetër pos Allahut për gjërat që nuk mund t'i bëjë askush pos Allahut.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿فَلَا تَخَافُوهُمْ وَخَافُونِ إِن كُنتُم مُّؤْمِنِينَ ١٧٥﴾

﴾**Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë!**﴿[85]

**2. Haram, e ndaluar (محرّم):**

Kjo është frika që ndikon në lënien e ndonjë detyre ndaj Allahut a në bërjen e ndonjë mëkati.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿فَلَا تَخْشَوُا۟ ٱلنَّاسَ وَٱخْشَوْنِ﴾

﴾**Prandaj, mos kini frikë nga njerëzit, por kini frikë vetëm prej Meje!**﴿[86]

---

[85] Sureja al-'imran, 175.

[86] Sureja el-maide, 44.

**3. E lejuar (جائز):**

Kjo është frika e natyrshme, siç është frika nga luani, nga armiku, nga sundimtari zullumqar, e kështu me radhë.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ فَأَصۡبَحَ فِي ٱلۡمَدِينَةِ خَآئِفٗا يَتَرَقَّبُ ﴾

**﴾Teksa (Musai) ecte në mëngjes i frikësuar në qytet, duke pritur se ç'do të ndodhte...﴿**[87]

**4. Ibadet (عبادة):**

Kjo është frika vetëm nga Allahu, i Cili nuk ka ortak.
Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَلِمَنۡ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِۦ جَنَّتَانِ ٤٦ ﴾

**﴾Për ata që i frikësohen paraqitjes para Zotit të vet, do të ketë dy kopshte!﴿**[88]

**Llojet e frikës nga Allahu:**

**1. Frikë e lavdëruar:**
Kjo është frika që të pengon t'i bësh mëkat Allahut; të shtyn t'i kryesh detyrat ndaj Allahut dhe t'i lësh gjërat që i ka ndaluar Ai.

**2. Frikë e përbuzur:**
Kjo është frika që e çon robin në humbjen e shpresave nga mëshira e Allahut.

---

[87] Sureja el-kasas, 18.
[88] Sureja er-Rrahman, 46.

## SHPRESA (ER-RRAXHA’)

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *raxha’* (رجاء) në shqip domethënë *shpresë*. *Shpresë* është pritja e diçkaje të dashur dhe lakmia në të.

**Llojet e shpresës:**

**1. Shpresa që është ibadet (رجاء عبادة):**

Kjo është shpresa vetëm në Allahun, i Cili nuk ka ortak.
Kjo shpresë ndahet në dy lloje:

**a. Shpresë e lavdëruar:**
Kjo është shpresa e shoqëruar me punë dhe bindje ndaj Allahut.

**b. Shpresë e përbuzur:**
Kjo është shpresa që nuk është e shoqëruar me punë. Kjo shpresë është vetëmashtrim.

**2. Shpresa që është shirk (رجاء شرك):**

Kjo është shpresa në dikë tjetër pos Allahut për gjërat që mund t’i bëjë vetëm Allahu.

**3. Shpresa e natyrshme (رجاء طبيعي):**

Kur shpreson diçka nga një person, i cili mund ta bëjë atë gjë, si p.sh. të kërkosh nga ai të ta sjellë ndonjë send të caktuar.

**Argumenti për shpresën është thënia e Allahut:**

﴿فَمَن كَانَ يَرْجُوا۟ لِقَآءَ رَبِّهِۦ فَلْيَعْمَلْ عَمَلًا صَٰلِحًا وَلَا يُشْرِكْ بِعِبَادَةِ رَبِّهِۦٓ أَحَدًۢا﴾

**﴿Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!”﴾**[89]

---

[89] Sureja el-kehf, 110.

## MBËSHTETJA (ET-TEUEKKUL)

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *teuekkul* (توكّل) në shqip domethënë *mbështetje*.

Në terminologjinë fetare *teuekkul* quajmë *mbështetjen e zemrës vetëm në Allahun e Lartësuar*.

**Mbështetja sheriatike:**

Ky lloj i mbështetjes përfshin tri çështje:

1. Mbështetja e sinqertë dhe e vërtetë në Allahun.
2. Besimi i paluhatshëm në Allahun dhe bindja se çdo çështje është në dorë të Allahut.
3. Marrja e shkaqeve të lejuara.

**Llojet e mbështetjes:**

**1. Mbështetje që është ibadet (توكّل عبادة):**

Kjo është mbështetja vetëm në Allahun, i Cili nuk ka ortak.

**2. Mbështetje që është shirk (توكّل شرك):**

Këtu hyn mbështetja në dikë tjetër pos Allahut në ato gjëra që janë të veçanta për Allahun dhe po ashtu mbështetja e plotë ose e pjesshme në shkaqe.

**3. Mbështetje që është autorizim (توكيل):**

Kjo është kur e autorizon një person për ta bërë ndonjë punë në vend tëndin dhe ai ka mundësi ta bëjë atë. Kjo mbështetje është e lejuar.

**Dallimi ndërmjet mbështetjes dhe autorizimit:**

Mbështetja është punë e fshehtë e zemrës, kurse autorizimi është punë e dukshme.

**Argumenti për mbështetjen është fjala e Allahut:**

﴿وَعَلَى ٱللَّهِ فَتَوَكَّلُوٓاْ إِن كُنتُم مُّؤۡمِنِينَ ٢٣﴾

**﴾Në qoftë se jeni besimtarë, atëherë mbështetuni tek Allahu!﴿**[90]

[90] Sureja el-maide, 23.

## DUAJA

**Duaja është ibadet:**

Duaja (دعاء) është prej llojeve më të rëndësishme të ibadetit, sepse i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: "Duaja është vetë ibadeti."[91]

Po ashtu, Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ وَأَنَّ ٱلۡمَسَٰجِدَ لِلَّهِ فَلَا تَدۡعُواْ مَعَ ٱللَّهِ أَحَدٗا ١٨ ﴾

**﴾Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!﴿**[92]

**Llojet e duasë:**

**1. Dua që është ibadet (دعاء عبادة):**

Me këtë nënkuptojmë çdo vepër me të cilën e adhuron njeriu Zotin e vet.
Këtu bëjnë pjesë: namazi, haxhi, sadakaja (lëmosha), agjërimi, etj.

Cili është shkaku i emërtimit të këtyre veprave dua?
Këto vepra janë quajtur dua, sepse në to ekziston kuptimi i kërkesës, ngaqë kur i bën njeriu këto vepra sikur kërkon nga Allahu ta mëshirojë dhe ta fusë në Xhenet për shkak të tyre.

**2. Dua që është kërkesë (دعاء مسألة):**

Kjo është kur duaja përmban në vete kërkesë.
Shembull: Thëniet "o Allah më mëshiro" dhe "o Zoti im, më fal".

---

[91] Tirmidhiu.
[92] Sureja el-xhin, 18.

**Duaja që i bëhet dikujt tjetër pos Allahut:**

Duaja është ibadet, prandaj kushdo që ia drejton atë dikujt tjetër përveç Allahut është politeist, jobesimtar.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿ وَمَن يَدۡعُ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا ءَاخَرَ لَا بُرۡهَٰنَ لَهُۥ بِهِۦ فَإِنَّمَا حِسَابُهُۥ عِندَ رَبِّهِۦٓۚ إِنَّهُۥ لَا يُفۡلِحُ ٱلۡكَٰفِرُونَ ١١٧ ﴾

**﴾Ai që pos Allahut, adhuron zot tjetër, duke mos pasur kurrfarë prove për këtë, me siguri do të japë llogari vetëm te Zoti i tij. Me të vërtetë, nuk ka shpëtim për mohuesit.﴿**[93]

[93] Sureja el-muminunë, 117.

**RUKJET**

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *ruḳje* (رقية) gjuhësisht domethënë *mbrojtje*.

Kurse, në terminologjinë fetare, *rukje* quajmë *ajetet, dhikrin dhe duatë që i këndohen një të sëmuri*.

**Llojet e rukjes:**

1. Rukje e ligjësuar (رقية مشروعة).

2. Rukje e ndaluar (رقية ممنوعة).

**Rukjeja e ligjësuar:**

Rukje e ligjësuar, sipas dijetarëve islamë është ajo që i plotëson tri kushte:

1. Të jetë në gjuhën e qartë arabe, t'i dihet kuptimi.

2. Të bëhet me fjalët e Allahut ose me emrat dhe cilësitë e Tij.

3. Të mos mbështetet vetëm në rukje, por të jetë i bindur se ajo nuk ndikon vetvetiu.

**Rukjeja e ndaluar:**

Rukje e ndaluar është ajo që nuk e plotëson ndonjërin nga kushtet e sipërpërmendura të rukjes së ligjësuar.

Argument nga suneti për rukjen e ndaluar është hadithi i Pejgamberit ﷺ, në të cilin thuhet: *"Vërtet, rukjet* (që nuk janë në përputhje me sheriatin)*, temimet*[94] *dhe tiveleja* (lloj magjie që e bënin arabët duke besuar se ajo e shton dashurinë e burrit ndaj gruas dhe anasjelltas) *janë shirk."*[95]

Këtë e dëshmon edhe hadithi i Pejgamberit ﷺ, në të cilin thuhet: "M'i paraqitni *rukjet* tuaja, nuk ka të keqe në to nëse nuk përmbajnë shirk."[96]

---

[94] *Temime* quajmë çdo gjë që vihet a varet për t'u ruajtur nga të këqijat. Përkthyesi.
[95] Ahmedi dhe Ebu Davudi.
[96] Muslimi.

## TEMIMET (HAJMALITË, NUSKAT)

**Përkufizimi:**

Shumësi i fjalës *temime* (تميمة) është *temaim* (تمائم).

Në terminologjinë fetare *temime*[97] quhen *ato që u varen zakonisht fëmijëve në fyt, për të parandaluar mësyshin*.

**Llojet e *temimeve*:**

**1. *Temime* ku ka të shkruar diçka nga Kurani a nga duatë e Pejgamberit ﷺ:**

E vërteta është se këto janë të ndaluara për tri arsye:

E para: *Temimet* janë të ndaluara në tërësi dhe nuk ka ndonjë argument që e veçon këtë lloj të *temimeve*.

E dyta: Ndalimi i këtyre *temimeve* parandalon varjen e gjërave të ndaluara.

E treta: Bartësi i tyre sprovohet kur dëshiron të hyjë në nevojtore.

**2. *Temime* në të cilat nuk ka të shkruar diçka nga Kurani a nga duatë e Pejgamberit ﷺ:**

Këtu hyjnë *temimet* në të cilat shkruhen emrat e xhinëve, të shejtanëve dhe shenja të pakuptueshme.

Këto janë rreptësisht të ndaluara, madje janë shirk, sepse bëjnë që bartësi i tyre të mbështetet në to e jo në Allahun e Lartësuar.

**Konkluzion:**

Të gjitha *temimet*, pa përjashtim, janë të ndaluara, qofshin nga Kurani a nga diçka tjetër, por nëse ato nuk janë nga Kurani, veç që janë të ndaluara janë edhe shirk.

Argument për këtë është thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: "Vërtet, *rukjet* (që nuk janë në përputhje me sheriatin), *temimet* dhe *tiveleja* janë shirk."[98]

---

[97] *Temime* quajmë hajmalitë, nuskat, guaskat, patkonjtë dhe çdo gjë që vihet a varet për t'u ruajtur nga të këqijat. Përkthyesi.

[98] Ahmedi dhe Ebu Davudi.

## TEBERRUKU

**Kuptimi i fjalës *teberruk*:**

Fjala *teberruk* (تبرّك) gjuhësisht domethënë *shtim dhe vazhdimësi e diçkaje*.

Kurse, në terminologjinë fetare *teberruk* domethënë: *Kërkimi i bereqetit dhe shpresa në arritjen e tij*.

**Llojet e teberrukut:**

1. Teberruku i ligjësuar (تبرّك مشروع).

2. Teberruku i ndaluar (تبرّك ممنوع).

**Teberruku i ligjësuar:**

1. Teberruku (kërkimi i bereqetit) nëpërmjet qenies së Pejgamberit Muhamed ﷺ dhe nëpërmjet asaj që shkëputet nga trupi i tij. Ky lloj i teberrukut është i veçantë për kohën kur ka qenë gjallë Pejgamberi ﷺ, pra ka qenë i lejuar vetëm në atë kohë.

2. Kërkimi i bereqetit me fjalë dhe vepra të ligjësuara, të cilat kur i bën njeriu ka hajr dhe bereqet, siç janë leximi i Kuranit, përmendja e Allahut, prania në vende ku mësohet feja, etj.

3. Kërkimi i bereqetit në ato vende që i ka bërë Allahu të bereqetshme, siç janë xhamitë dhe vendet si Meka, Medina dhe Shami.

Me kërkim të bereqetit në këto vende kemi për qëllim bërjen e veprave të mira dhe adhurimin e Allahut në to, duke bërë vepra të ligjësuara e jo duke i prekur muret a shtyllat që gjenden në to.

4. Kërkimi i bereqetit në kohë që i ka veçuar Allahu me vlerë dhe bereqet, sikurse që janë muaji i ramazanit, dhjetë ditët e muajit dhul-hixhxhe, Nata e Kadrit, pjesa e tretë e natës, etj.
Kërkimi i bereqetit në këto kohë bëhet duke i shtuar punët e hajrit dhe duke e adhuruar Allahun me vepra të ligjësuara.

5. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet ushqimeve që i ka bërë Allahu të bereqetshme, siç janë vaji i ullirit, mjalti, qumështi, fara e zezë dhe uji i zemzemit.

**Teberruku i ndaluar:**

**1. Kërkimi i ndaluar i bereqetit nëpërmjet vendeve dhe sendeve:**

Shembuj:

a. Prekja dhe fërkimi i mureve të atyre vendeve, bereqeti i të cilave është vërtetuar sheriatikisht, po ashtu edhe puthja e dritareve dhe shtyllave të atyre vendeve, si dhe kërkimi i shërimit nëpërmjet dheut të tyre.

b. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet varreve të njerëzve të mirë dhe tyrbeve.

c. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet vendeve që kanë të bëjnë me ngjarje historike, siç janë vendi i lindjes së Pejgamberit Muhamed ﷺ, shpella "Hira", shpella "Theur", etj.

**2. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet kohëve:**

Bërja e veprave që nuk janë të ligjësuara sipas sheriatit dhe ibadeteve të shpikura në ato kohë, bereqeti i të cilave është vërtetuar sheriatikisht.

**Kërkimi i bereqetit nëpërmjet atyre kohëve, bereqeti i të cilave nuk është vërtetuar sheriatikisht:**

Këtu hyjnë mevludi i Pejgamberit ﷺ, nata e israsë dhe mi'raxhit, nata e mesit të muajit shaban dhe po ashtu ditët dhe netët e ngjarjeve historike.

**3. Kërkimi i ndaluar i bereqetit nëpërmjet qenieve të njerëzve të mirë dhe gjurmëve të tyre:**

Kërkimi i bereqetit nëpërmjet qenies së ndonjë njeriu është i ndaluar. Kjo ka qenë e lejuar të bëhet vetëm me qenien e pejgamberit Muhamed ﷺ gjatë kohës sa ishte gjallë.

**Rregulla të rëndësishme lidhur me teberrukun:**

1. Teberruku (kërkimi i bereqetit) është ibadet, ndërsa ibadetet, në thelb, janë të ndaluara, derisa të vijë ndonjë argument që dëshmon se ato janë të ligjësuara.

2. I tërë bereqeti vjen vetëm nga Allahu, Ai është Pronari dhe Ai që e dhuron atë, për këtë arsye nuk bën të kërkohet bereqeti nga dikush tjetër pos Allahut.

3. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet atyre gjërave, bereqeti i të cilave është vërtetuar sheriatikisht, u bën mirë vetëm besimtarëve të vërtetë në Allahun dhe në të Dërguarin ﷺ e Tij.

4. Kërkimi i bereqetit nëpërmjet atyre gjërave, bereqeti i të cilave është vërtetuar sheriatikisht, duhet të bëhet në mënyra të ligjësuara dhe të mos shpiken mënyra që nuk i kanë bërë selefët (të parët tanë të devotshëm).

## RREGULLA TË RËNDËSISHME LIDHUR ME SHKAQET

1. Ai që i merr shkaqet duhet të mbështetet në Allahun e jo në shkaqe, sepse Allahu është ai që i ka krijuar ato dhe i ka bërë shkaqe.

2. Duhet ditur se shkaqet janë të lidhura me caktimin e Allahut.

3. Ekzistojnë dy mënyra për të vërtetuar se a e ka bërë Allahu ndonjë gjë shkak a jo:

Mënyra e parë: Nëpërmjet argumenteve sheriatike.
Shembull: Mjalti është shkak për shërim. Argument për këtë është fjala e Allahut:



﴾**Në të ka ilaç e shërim për njerëzit.**﴿[99]

Mënyra e dytë: Nëpërmjet provave dhe kaderit:
Shembull: Zjarri është shkak për djegie.

Mirëpo duhet pasur parasysh se për të vërtetuar nëpërmjet provave se është shkak ndonjë gjë duhet patjetër që vërtetimi të jetë i qartë (i dukshëm), sepse në të kundërtën do të mund të pretendonin disa njerëz se mbajtja e hajmalive parandalon mësyshin.

[99] Sureja en-nahël, 69.

## TEUESSULI (AFRIMI)

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala *teuessul* (توسّل) rrjedh nga fjala *uesile* (وسيلة) që në shqip domethënë *mënyrë*, e cila në thelb nënkupton *diçka nëpërmjet së cilës arrijmë ose afrohemi te një gjë*.

Fjala *teuessul* në terminologjinë fetare nënkupton *marrjen e shkaqeve të lejuara, që na afrojnë te Allahu Fuqiplotë*.

**Llojet e teuessulit:**

1. Teuessul i ligjësuar (توسّل مشروع).
2. Teuessul i ndaluar (توسّل ممنوع).

**Teuessul i ligjësuar:**

Teuessuli i ligjësuar është tri llojesh:

1. Teuessuli (afrimi te Allahu) nëpërmjet emrave dhe cilësive të Allahut.
2. Teuessuli që e bën lutësi nëpërmjet ndonjë vepre të mirë që e ka vepruar.
3. Teuessuli, afrimi i robit te Allahu nëpërmjet duasë së ndonjë njeriu të mirë, i cili është i gjallë.

**Teuessuli i ndaluar:**

Çdo teuessul që nuk bën pjesë në ndonjërën nga tri llojet e teuessulit të ligjësuar, të cilat i përmendëm më lart, është i ndaluar. Këtu bën pjesë:

1. Afrimi te Allahu nëpërmjet hakut dhe privilegjit të ndonjë personi.
2. Zotimi që bëhet për të dashurit e Allahut, njerëzit e mirë dhe duaja që u drejtohet atyre.
3. Therja e kurbanit për hir të të dashurve të Allahut dhe adhurimi që bëhet te varret e tyre.

## FLIJIMI (THERJA E KURBANIT) JO PËR ALLAHUN E LARTËSUAR

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala arabe *dhebh* (ذبح), e cila në shqip domethënë *therje*, në thelb, ka kuptimin *shqyerje*.

Ndërsa, fjala *dhebh* në terminologjinë fetare domethënë *flijim që bëhet në shenjë madhërimi e afrimi, në një mënyrë të caktuar*.

**Llojet e flijimeve:**

1. Flijime të ligjësuara (ذبائح مشروعة).
2. Flijime të lejuara (ذبائح مباحة).
3. Flijime që janë shirk (ذبائح شركية).

**Flijimet e ligjësuara:**

Shembuj:

1. Therja e kurbanit për bajram.
2. Flijimi që bëhet për të përmbushur ndonjë zotim ndaj Allahut.
3. Flijimi që bëhet për haxh.
4. Flijimet që bëhen për shpagim në haxh dhe Umre.
5. Flijimi i akikas (therja e kurbanit për të porsalindurin).
6. Therja e bagëtive që bëhet për ta shpërndarë mishin si lëmoshë, me qëllim të afrimit tek Allahu.
7. Therja e bagëtive që bëhet për t'i nderuar mysafirët.

**Flijimet e lejuara:**

1. Therjet e bagëtive që i bën kasapi për të shitur mishin.
2. Therja e bagëtive që bëhet për ta ngrënë mishin.

**Flijimet që janë shirk:**

1. Flijimet që bëhen për idhuj.
2. Flijimet që bëhen për xhinë.
3. Flijimet që bëhen për teqe, tyrbe dhe varre.
4. Flijimet që bëhen për shtëpi të re, me qëllim që të ruhet shtëpia nga xhinët.
5. Flijimet që bëhen gjatë hyrjes së dhëndrit dhe nuses në shtëpi dhe ecja e tyre mbi gjakun e kurbanit.
6. Flijimet që bëhen për Allahun, por duke përmendur emrin e dikujt tjetër.

**Konkluzion:**

1. Flijimi është ibadet që bëhet për Allahun, kështu që kurrsesi nuk lejohet t'i kushtohet dikujt tjetër pos Tij.

Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿ قُلۡ إِنَّ صَلَاتِي وَنُسُكِي وَمَحۡيَايَ وَمَمَاتِي لِلَّهِ رَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ١٦٢ ﴾

**﴾Thuaj: "Në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve.﴿**[100]

2. Flijimi për dikë tjetër pos Allahut është shirk i madh dhe ai që e bën atë është i mallkuar. Argument për këtë është thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Allahu e ka mallkuar atë që ther kurban për dikë tjetër pos Tij."*[101]

[100] Sureja el-en'am, 162.

[101] Muslimi.

## ZOTIMI PËR DIKË TJETËR POS ALLAHUT

**Përkufizimi:**

Fjala *zotim* në arabisht quhet *nedhër* (نذر) dhe gjuhësisht domethënë *detyrim*.

Kurse, në terminologjinë fetare *zotim* domethënë: *Kur njeriu, që është i ngarkuar sheriatikisht, ia bën detyrë vetes kryerjen e një vepre të mirë, që është vullnetare, duke madhëruar atë për të cilin zotohet*.

**Zotimi është ibadet për Allahun:**

Dije se zotimi është ibadet, i cili duhet t'i kushtohet vetëm Allahut, prandaj kushdo që ia kushton atë dikujt tjetër pos Allahut bie në shirk të madh. Allahu i Madhërishëm thotë:



﴾**Ata e zbatojnë premtimin.**﴿[102]

Por, nëse zotohet ndokush për dikë tjetër pos Allahut, nuk i lejohet atij njeriu ta përmbushë atë zotim.

**Kur është zotimi shirk?**

Zotimi është shirk kur njeriu ia bën vetes detyrë një gjë për hir të dikujt tjetër pos Allahut, në shenjë madhërimi e afrimi.

**Shembuj kur zotimi është shirk:**

1. Kur njeriu zotohet duke thënë: “Nëse e shëron Allahu të sëmurin tim, do të flijoj për varrin e filan-evliasë kaq dele ose kaq pasuri”.
2. Kur thotë: “Nëse më lind ndonjë fëmijë, do të ther kurban për filan-evlianë, te varri i tij”.

[102] Sureja el-insan, 7.

3. Kur thotë: “Zotohem se do t’i flijoj tri bagëti për filan-evlianë ose për filan xhinin”.

4. Po ashtu zotimi që bëhet për idhuj.

5. Gjithashtu edhe zotimi që bëhet për Diellin ose Hënën.

## KËRKIMI I NDIHMËS, I LEHTËSIMIT DHE I STREHIMIT

**Kuptimi i tyre:**

Fjala arabe (الاستعانة) *el-isti'ane* domethënë *kërkim i ndihmës*.

Fjala arabe (الاستغاثة) *el-istigathe* domethënë *kërkim i lehtësimit (largimit të një vështirësie)*.

Fjala arabe (الاستعاذة) *el-isti'adhe* domethënë *kërkim i strehimit*.

**Argumentet që dëshmojnë se këto janë ibadete:**

**a. Argument për kërkimin e ndihmës kemi fjalën e Allahut:**

﴿إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ ۝٥﴾

**﴾Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.﴿**[103]

**b. Argument për kërkimin e lehtësimit kemi fjalën e Allahut:**

﴿إِذْ تَسْتَغِيثُونَ رَبَّكُمْ فَٱسْتَجَابَ لَكُمْ﴾

**﴾Ju kërkuat ndihmë (lehtësim) nga Zoti juaj e Ai ju përgjigj.﴿**[104]

**c. Argument për kërkimin e strehimit kemi fjalën e Allahut:**

﴿قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ۝١﴾

**﴾Thuaj: "Kërkoj strehim te Zoti i njerëzve…"﴿**[105]

---

[103] Sureja el-fatiha, 5.

[104] Sureja el-enfal, 9.

[105] Sureja en-nas, 1.

**Vendimi për kërkimin e ndihmës, të lehtësimit dhe të strehimit nga dikush tjetër pos Allahut:**

Kërkimi i ndihmës, i lehtësimit dhe i strehimit nga dikush tjetër pos Allahut është dy llojesh:

**Lloji i parë: I lejuar:**

Lejohet nëse plotësohen katër kushtet vijuese:

Dy kushtet e para kanë të bëjnë me atë që e kërkon:

1. Të mos jetë prej veçorive të Allahut.
2. Të ketë mundësi krijesa ta bëjë një gjë të tillë.

Kurse, dy kushtet tjera kanë të bëjnë me atë prej të cilit kërkohet ndihma, lehtësimi ose strehimi:

3. Të jetë i gjallë.
4. Të jetë i pranishëm.

**Lloji i dytë: Shirk:**

Kërkimi i ndihmës, i lehtësimit ose i strehimit është shirk nëse nuk plotësohet ndonjëri nga kushtet e lartpërmendura.

## SHEFATI (NDËRMJETËSIMI)

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala arabe *shefa'a* (شفاعة), e cila në shqip do të thotë *ndërmjetësim* rrjedh nga folja *shefe'a / jeshfe'u* (شفع يشفع), që ka kuptimin *ta bësh një gjë çift*, kurse çifti është e kundërta e tekut.

Ndërsa, në terminologjinë fetarë fjala *shefa'a* domethënë *ndërmjetësim për të mirën e një tjetri a për ta larguar një të keqe nga ai*.

**Llojet e ndërmjetësimit:**

1. Ndërmjetësim i mohuar (شفاعة منفية).
2. Ndërmjetësim i vërtetuar (شفاعة مثبتة).

**Ndërmjetësimi i mohuar:**

Ky është ndërmjetësimi që kërkohet nga dikush tjetër pos Allahut për ato gjëra që mund t'i bëjë vetëm Allahu i Madhëruar.

**Argument për këtë e kemi fjalën e Allahut:**

﴿ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ أَنفِقُواْ مِمَّا رَزَقۡنَٰكُم مِّن قَبۡلِ أَن يَأۡتِيَ يَوۡمٞ لَّا بَيۡعٞ فِيهِ وَلَا خُلَّةٞ وَلَا شَفَٰعَةٞۗ وَٱلۡكَٰفِرُونَ هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٢٥٤ ﴾

**﴾O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita (e Gjykimit) në të cilën nuk ka shit-blerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë.﴿**[106]

[106] Sureja el-bekare, 254.

**Ndërmjetësimi i vërtetuar:**

Ky është ndërmjetësimi që kërkohet nga Allahu.

**Kushtet e këtij ndërmjetësimi:**

1. Që ta ketë lejen nga Allahu për të ndërmjetësuar.
2. Që të jetë i kënaqur Allahu me ndërmjetësuesin dhe me atë për të cilin bëhet ndërmjetësimi.

**Argument për këtë e kemi fjalën e Allahut:**

﴿مَن ذَا ٱلَّذِى يَشۡفَعُ عِندَهُۥٓ إِلَّا بِإِذۡنِهِۦۚ﴾

**﴾Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij?﴿**[107]

Po ashtu, edhe fjalën:

﴿وَكَم مِّن مَّلَكٖ فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ لَا تُغۡنِى شَفَٰعَتُهُمۡ شَيۡـًٔا إِلَّا مِنۢ بَعۡدِ أَن يَأۡذَنَ ٱللَّهُ لِمَن يَشَآءُ وَيَرۡضَىٰٓ ٢٦﴾

**﴾Sa engjëj ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk bën asnjë dobi, veçse pasi të japë leje Allahu, për kë të dojë e të pëlqejë Vetë!﴿**[108]

**Vendimi për ndërmjetësimin që kërkohet nga i gjalli për diçka që ka mundësi ta bëjë:**

1. Në qoftë se kërkon ndërmjetësim nga një njeri i gjallë për diçka të lejuar dhe që ka mundësi ta bëjë, atëherë ky ndërmjetësim është i lejuar, madje është prej ndihmës së ndërsjellë të besimtarëve në punë të mira.
2. Mirëpo, në qoftë se kërkon ndërmjetësim nga ai për diçka që mund ta bëjë vetëm Allahu, atëherë ky ndërmjetësim është shirk.

[107] Sureja el-bekare, 255.
[108] Sureja en-nexhm, 26.

## VIZITIMI I VARREVE

Vizitimi i varreve është tri llojesh:

**1. Vizitim në përputhje me sheriatin:**

Ky është vizitimi që i bëhet varreve:

a. për të kujtuar ahiretin,

b. për t'i përshëndetur me selam banorët e tyre dhe

c. për t'u lutur për ta.

**2. Vizitim që është bidat (risi në fe):**

Ky vizitim nuk e lë Teuhidin e njeriut të jetë i plotë dhe është mjet që çon në shirk. Këtu bën pjesë vizitimi i varreve që bëhet:

1. për të adhuruar Allahun te varret,
2. për të kërkuar bereqet nëpërmjet varreve,
3. për t'u dhuruar sevape të vdekurve te varret,
4. kur njeriu merr rrugë për të vizituar varret, etj.

**3. Vizitim që është shirk**

Ky lloj i vizitimit të varreve e kundërshton Teuhidin. Vizitimi i varreve është shirk kur njeriu ia kushton ndonjë ibadet të vdekurit. Për shembull:

1. Kur i drejtohet të vdekurit me lutje.
2. Kur kërkon ndihmë nga i vdekuri ose kërkon t'ia lehtësojë ndonjë çështje.
3. Kur flijon diçka për të vdekurin ose zotohet para tij, e kështu me radhë.

## SIHRI (MAGJIA)

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala arabe *sihër* (سحر), e cila në shqip domethënë *magji* ka kuptimin e *diçkaje, shkaku i së cilës është i fshehtë*.

Ndërsa, në terminologjinë fetare sihër quajmë *rukjet, kërkimin e mbrojtjes dhe kurimin me barëra të caktuara që ndikojnë në zemër dhe në trup, me lejen e Allahut*.

**Llojet e sihrit (magjisë):**

**1. Magji që është shirk i madh:**

Kjo është magjia që bëhet nëpërmjet xhinëve dhe shejtanëve, të cilët i adhuron magjistari, i bie në sexhde dhe afrohet tek ta për t'ia lëshuar atij të cilit dëshiron t'i bëjë magji.

**2. Magji që është *fisk* (فسق) (shmangie nga bindja ndaj Allahut) dhe tejkalim i kufijve:**

Kjo është magjia që bëhet përmes barërave të caktuara e të ngjashme me to. Po ashtu edhe fshehja nëpërmjet duarve dhe trukat e ndryshme.

**Vendimi për magjinë:**

a. Ai që e bën magjinë e llojit të parë bëhet jobesimtar dhe vritet (nga udhëheqësi) si renegat.

b. Ai që e bën magjinë e llojit të dytë nuk del nga feja, por numërohet mëkatar i madh. Udhëheqësi mund ta dënojë me vrasje, nëse e sheh të arsyeshme për ta parandaluar të keqen.

**Argumenti që dëshmon se magjia është kufër:**
Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿وَمَا يُعَلِّمَانِ مِنْ أَحَدٍ حَتَّىٰ يَقُولَآ إِنَّمَا نَحْنُ فِتْنَةٌ فَلَا تَكْفُرْ﴾

**﴾Këta engjëj nuk i mësonin ndokujt magji, pa i thënë: "Ne jemi dërguar për t'ju vënë në provë, andaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar apo ushtruar magjinë)!"﴿**[109]

**Vendimi për zgjidhjen e magjisë:**
Prishja e magjisë bëhet në dy mënyra:
**E para:** Prishja e magjisë përmes magjisë. Kjo mënyrë është e ndaluar rreptësisht dhe është prej punëve të shejtanit.
**E dyta:** Prishja e magjisë përmes rukjes, duave të caktuara për mbrojtje nga magjia dhe barërave të lejuara. Kjo mënyrë është e lejuar dhe në të nuk ka asgjë të keqe.

**Paralajmërimi nga magjistarët:**
Ne duhet t'u tregojmë njerëzve për magjistarët dhe t'i paralajmërojmë nga ata, sepse kjo është pengim nga e keqja dhe këshillim për mirë.

**Shenja nëpërmjet të cilave njihen magjistarët:**
Nëse e gjen ndonjërën nga shenjat vijuese te ndonjë mjekues, atëherë dije sigurt se ai është magjistar:
1. E pyet të sëmurin për emrin e tij dhe të nënës së tij.
2. Merr ndonjë gjurmë të të sëmurit (ndonjë rrobë, ndonjë pjesë të këmishës, të fustanit, etj.).
3. Shkruan shenja të panjohura.
4. Thotë fjalë të pakuptueshme.

---
[109] Sureja el-bekare, 102.

5. Kërkon ndonjë kafshë me veçori të caktuara për ta flijuar, duke mos e përmendur emrin e Allahut gjatë therjes. Mund të ndodhë gjithashtu që ta përlyejë me gjak vendin që i dhemb të sëmurit ose e hedh në ndonjë vend të shkretuar.

6. I jep të sëmurit hajmali, në të cilat ka germa ose numra.

7. Pëshpërit fjalë të panjohura.

8. I jep të sëmurit letra për t'i djegur dhe për t'u tymosur me to.

9. I jep të sëmurit gjëra për t'i futur nën dhe.

## *EL-KEHANE UE'L-'IRAFE* (الكهانة والعرافة)

## FALLI DHE PARASHIKIMI I FATIT

**Përkufizimi i fjalës *kahin* (كاهن) dhe i fjalës *arraf* (عرّاف):**

*Kahin* quhet ai që tregon nëpërmjet xhinëve dhe shejtanëve për gjërat që do të ndodhin në të ardhmen.

*Arraf* quhet ai që pretendon se i di çështjet e së tashmes, siç është njohja e vendit të diçkaje të vjedhur a të humbur, përmes disa metodave të fshehta.

**Pretendimi për njohjen e *gajbit* (të fshehtës):**

Kushdo që pretendon se e njeh gajbin (të fshehtën) bën kufër, sepse një gjë e tillë është përgënjeshtrim i Kuranit. Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿قُل لَّا يَعۡلَمُ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ ٱلۡغَيۡبَ إِلَّا ٱللَّهُۚ وَمَا يَشۡعُرُونَ أَيَّانَ يُبۡعَثُونَ ٦٥﴾

﴾**Thuaj: "Askush, përveç Allahut, në qiell ose në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallen".**﴿[110]

**Llojet e atyre që flasin për gjëra të fshehta:**

1. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet xhinëve quhet *kahin* (كاهن).

2. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet bërjes së vijave në tokë quhet *rammal* (رمّال).

3. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet yjeve quhet *munexhxhim* (منجّم) *(astrolog)*.

4. Ai që tregon për gjëra të vjedhura a të humbura nëpërmjet metodave të fshehta quhet *arraf* (عرّاف).

---

[110] Sureja en-nemël, 65.

**Vendimi për shkuarjen te falltarët dhe magjistarët:**

1. Shkuarja tek ata për t'i pyetur, por pa u besuar atyre:

Kjo gjë ndalohet rreptësisht dhe është prej mëkateve të mëdha, madje namazi i atij që e bën këtë nuk pranohet për dyzet ditë.

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Atij që shkon te falltari dhe e pyet për ndonjë gjë, nuk do t'i pranohet namazi për dyzet ditë."*[111] Këtu është për qëllim që ai njeri nuk merr shpërblim për namazin që e bën.

2. Shkuarja tek ata për t'i pyetur dhe duke u besuar atyre:

Kjo gjë është përgënjeshtrim i Kuranit që i ka zbritur Muhamedit ﷺ.

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Ai që shkon te falltari dhe i beson në atë që e thotë, veçse e ka përgënjeshtruar atë që i ka zbritur Muhamedit ﷺ."*[112]

[111] Muslimi.

[112] Të katërtit dhe Hakimi.

## OGURET E ZEZA

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *tijerah* (طيرة), e cila në shqip do të thotë ogur, gjuhësisht rrjedh nga fjala (تطيّر) *tetajjur*, që do të thotë *optimizëm ose pesimizëm lidhur me diçka.* Ndërsa *tijerah*, sipas terminologjisë fetare, quajmë *pesimizmin që ndodh për shkak të diçkaje që shihet, dëgjohet a dihet*.

**Vendimi për oguret e zeza:**

Oguret e zeza kundërshtojnë Teuhidin në dy aspekte:

1. Ai që beson në to e këput mbështetjen në Allahun dhe mbështetet në dikë tjetër.
2. Ai që beson në to lidhet me diçka që nuk ekziston, por është vetëm iluzion.

**Argumenti që dëshmon se oguret e zeza janë të ndaluara:**

Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿أَلَآ إِنَّمَا طَٰٓئِرُهُمۡ عِندَ ٱللَّهِ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَهُمۡ لَا يَعۡلَمُونَ﴾

﴾**Allahu ishte Ai që ua ndillte fatin e zi, ndonëse shumica e tyre nuk e dinin!**﴿[113]

Këtë e dëshmon edhe thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Nuk ka sëmundje ngjitëse[114], nuk ka ogure të zeza, nuk ka kukuvajka ndjellakeqe, nuk ka ters në muajin safer."*[115]

Këtë e dëshmon edhe thënia e tij ﷺ: *"Oguret e zeza janë shirk."*[116]

---

[113] Sureja el-a'rafë, 131.

[114] Pa lejen e Allahut. Përkthyesi.

[115] Muttefekun alejhi.

[116] Ebu Davudi dhe Tirmidhiu.

**Gjendja e atij që beson në ogure të zeza:**

Gjendja e parë: T'i përgjigjet ogureve dhe të zmbrapset për shkak të tyre. Ky është besim i thellë në ogure të zeza dhe pesimizëm i madh.

Gjendja e dytë: Të mos zmbrapset, por të ndihet i brengosur dhe të frikësohet se mos po ndikojnë oguret e zeza. Edhe kjo bën pjesë në pesimizëm, por është më e lehtë.

Që të dyja këto gjendje janë mangësi në Teuhid dhe i bëjnë dëm robit.

**Ilaçi për atë që i paraqiten oguret në zemër:**

Ai duhet të thotë: *"Allahu im, askush pos Teje nuk i sjell të mirat dhe askush pos Teje nuk i largon të këqijat. Nuk ka lëvizje e as fuqi pa dëshirën Tënde."*[117]

Duhet të thotë, gjithashtu: *"Allahu im, nuk ka të mirë përveç të mirës Sate, nuk ka ogur të zi nga shpendët, përveç atij që vjen nga Ti dhe nuk ka të adhuruar me të drejtë veç Teje."*[118]

Po ashtu, njeriu i tillë duhet:

1. të dijë për dëmet e besimit në ogure,
2. ta luftojë nefsin e vet,
3. të besojë në caktimin e Allahut,
4. të ketë mendim të mirë për Allahun, dhe
5. ta përdorë namazin e istiharës.

**Kur mund të themi se njeriu ka rënë në sprovën e besimit në ogure?**

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: *"Vërtet, besim në ogure është ajo që të bën të vazhdosh ose të kthehesh mbrapsht."*[119]

---

[117] Ebu Davudi.

[118] Këtë hadith e ka shënuar Ahmedi, kurse Albani e ka vlerësuar si të shëndoshë (sahih).

[119] Ahmedi.

**Fe'li (الفأل) (lloj optimizmi):**

**Kuptimi:** Kur njeriu dëgjon një fjalë të mirë, e cila e shtyn të mendojë mirë. Për shembull: Nëse dikush niset për ndonjë udhëtim dhe e dëgjon dikë duke thënë "o i shpëtuar", e ky e shikon këtë si përgëzim.

**Vendimi:** Ky lloj optimizmi është i lejuar.
Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Më pëlqen fe'li (lloj optimizmi)."*[120]

**Dallimi ndërmjet besimit në ogure dhe *fe'lit*:**
Besimi në ogure është mendim i keq për Allahun, është e drejtë e Allahut që i kushtohet dikujt tjetër dhe lidhje e zemrës për krijesave, të cilat nuk sjellin dëm e as dobi.
Kurse *fe'li* është mendim i mirë për Allahun dhe nuk të zmbraps nga kryerja e nevojave.

[120] Muttefekun alejhi.

# ASTROLOGJIA

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht, fjala arabe *tenxhimë* (تنجيم), e cila në shqip do të thotë *astrologji*, nënkupton *shkencën e yjeve dhe besimin në ndikimin e tyre*.

Në terminologjinë fetare astrologjia është *argumentimi nëpërmjet yjeve për gjëra të caktuara*.

**Si ndahet shkenca e yjeve (علم النجوم)?**

1. Astrologji që ka të bëjë me norma dhe ndikim (علم الأحكام والتأثير).

2. Shkenca që ka të bëjë me shkaqe dhe lehtësim (علم الأسباب والتيسير).

**Astrologjia që ka të bëjë me norma dhe ndikim është tri llojesh:**

1. Besimi se yjet veprojnë dhe ndikojnë vetvetiu (se ato krijojnë ngjarjet dhe sherret).
Ky besim është shirk i madh, pra e nxjerr njeriun nga feja.

2. Besimi se ato janë shkak për njohjen e gajbit (të fshehtës).
Ky besim është kufër i madh, pra edhe ky e nxjerr njeriun nga feja.

3. Besimi se Allahu i ka bërë yjet shkak për ndodhjen e hajrit dhe sherrit, ndërsa Allahu është vepruesi.
Ky besim është i ndaluar dhe është shirk i vogël.

**Shkenca që ka të bëjë me shkaqe dhe lehtësim është dy llojesh:**

1. Orientimi nëpërmjet pozicioneve të trupave qiellorë për çështje të dobishme fetare. Kjo gjë është e kërkuar.

Shembull: Orientimi nëpërmjet pozicioneve të trupave qiellorë për njohjen e kibles (drejtimit të Qabesë).

2. Orientimi nëpërmjet pozicioneve të trupave qiellorë për çështje të dobishme të kësaj bote. Kjo është dy llojesh:
a. Përcaktimi i anëve të horizontit përmes tyre.
Kjo gjë është e lejuar.

b. Njohja e stinëve përmes tyre.
Mendimi më i saktë është se kjo gjë nuk është *mekruh* (e urryer), pra se edhe kjo është e lejuar.

**Urtësia e krijimit të yjeve:**
1. Yjet janë zbukurim për qiellin.
2. Me ta gjuhen shejtanët.
3. Yjet shërbejnë për t’u orientuar.

## *EL-ISTISKA’U BIL-ENUA’I* (الاستسقاء بالأنواء)

## KËRKIMI I RESHJEVE NGA YJET

**Kuptimi:**

Fjala arabe *istiska’* (استسقاء) domethënë *kërkim i shiut*. Ndërsa, fjala *enua’* (أنواء) është shumësi i fjalës نوء *neu’ë*. Kurse *neu’ë* në arabisht quhen *fazat e yjeve ose të hënës, të cilat janë njëzetetetë*.

*El-istiska’ bil-enua’i* (الاستسقاء بالأنواء) është atëherë *kur dikush ia përshkruan reshjet e shiut yjeve*.

**Llojet e kërkimit të reshjeve nga yjet:**

**1. Shirk i madh:**

a. Kur i lutet yjeve për të lëshuar shi.

Kur thotë p.sh.: “O aksh yll, lëshona shi” etj.

b. Kur ia përshkruan reshjet këtyre yjeve ose fazave, duke menduar se ato veprojnë vetvetiu pa marrë parasysh vullnetin e Allahut, edhe nëse nuk u drejtohet me lutje atyre.

**2. Shirk i vogël:**

Kur mendon se ata yje i ka bërë Allahu shkak për reshjet e shiut.

**3. I lejuar:**

Kur beson se këto faza ose yje janë vetëm shenja aluduese, se nuk janë shkaqe dhe se nuk ndikojnë vetvetiu.

**Argumenti që dëshmon se kërkimi i reshjeve nga yjet është i ndaluar:**



**﴾Dhe në vend që ta falënderoni Allahun për mirësitë (riskun) që ju ka dhënë, ju i mohoni ato.﴿**[121]

Muxhahidi, duke e komentuar këtë ajet kuranor thoshte: *"Këtu është për qëllim thënia e disa njerëzve 'na zbriti shiu për shkak të këtij ose atij ylli'."*

Këtë e dëshmon edhe thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"A e dini çfarë tha Zoti juaj?' Thanë: 'Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë!' Ai tha: 'Disa nga robërit e Mi janë gdhirë besimtarë dhe disa jobesimtarë ndaj Meje. Ai që tha: 'Shiu ra me mirësinë e Allahut dhe mëshirën e Tij' është besimtar ndaj Meje dhe jobesimtar ndaj yjeve, ndërsa ai që tha: 'Shiu ra për shkak të këtij a atij ylli' është jobesimtar ndaj Meje dhe besimtar ndaj yjeve."*[122]

[121] Sureja el-uakia, 82.
[122] Muttefekun alejhi.

## SYFAQËSIA

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *rija* (رياء) në shqip do të thotë *syfaqësi*. Syfaqësi, gjuhësisht, domethënë *t'u shfaqësh diçka të tjerëve për ta parë*. =

Ndërsa në terminologjinë fetare, syfaqësi është *kur njeriu e bën para të tjerëve një vepër të mirë, me qëllim që ta shohin dhe ta lavdërojnë.*

**Vendimi për syfaqësinë:**

a. Syfaqësia e pakët është shirk i vogël.

b. Nëse gjendet syfaqësia në të gjitha veprat e njeriut ose në shumicën prej tyre, atëherë kjo syfaqësi është shirk i madh dhe këtë gjë nuk mund ta ketë besimtari, por vetëm hipokritët, sepse kjo është cilësi e tyre.

**Rreziku nga syfaqësia:**

Syfaqësia është shumë e rrezikshme, sepse:

1. Është shirk i vogël:

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ thoshte: "*Ajo që më së shumti frikohem për ju është shirku i vogël.' Kur e pyetën: 'E ç'është shirku i vogël?', ai tha: 'Syfaqësia'."*[123]

2. Allahu nuk e fal, pa u penduar, atë që bie në syfaqësi, sepse Ai thotë:

﴿ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُۚ ﴾

﴾**Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush a diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë.**﴿[124]

---

[123] Ahmedi.

[124] Sureja en-nisa, 48.

Ky ajet përfshin shirkun e madh dhe atë të vogël.

3. Syfaqësia rrënon veprat që i shoqëron:

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ thoshte: "*Allahu i Madhërishëm ka thënë: "Unë nuk kam nevojë aspak për ortakëri, kushdo që bën ndonjë vepër duke më shoqëruar ortak, do ta lë atë dhe shirkun që e bën ai.*[125]

4. Syfaqësia është më e rrezikshme se sprova e Dexhallit:

I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ thoshte: *"A t'ju tregoj se çka më frikon për ju më shumë sesa mesihu Dexhall?' Ata thanë: 'Gjithsesi, o i Dërguar i Allahut.' Ai tha: 'Shirku i fshehtë; kur njeriu ngrihet të falet dhe e zbukuron namazin, për shkak se dikush është duke e parë'."*[126]

---

[125] Muslimi.

[126] Ahmedi.

## KUR SYFAQËSIA SHOQËRON VEPRËN

**Në këtë rast kemi tri gjendje:**

**E para: Kur shtytësi i vetëm për të bërë veprën është shikimi i njerëzve, pra kur e bën atë vetëm sa për sy e faqe:**

Kjo është shirk dhe ibadeti (vepra e bërë) është i pavlefshëm.

**E dyta: Kur nijeti i tij është për Allahun, pastaj futet në atë vepër syfaqësia:**

Në këtë rast kemi dy gjendje:

1. Kur njeriu lufton kundër nefsit, nuk e lë syfaqësinë të vazhdojë dhe të zë vend në veten e tij. Kjo syfaqësi nuk ndikon te njeriu.

2. Kur ndihet i qetë me syfaqësi, e lë atë të vazhdojë në veten e tij dhe nuk përpiqet ta largojë.

Vendimi për ibadetin në këtë rast:

a. Nëse fillimi i ibadetit nuk varet nga fundi i tij, atëherë pjesa e parë është e vlefshme, kurse pjesa në të cilën ka hyrë syfaqësia është e pavlefshme.

*Shembull:* Nëse njeriu jep lëmoshë 100 rijalë, pastaj e sheh ndokënd dhe i jep edhe 100 rijalë të tjera sa për sy e faqe, atëherë e para është e vlefshme, kurse e dyta jo.

b. Nëse fillimi i ibadetit varet nga fundi i tij, atëherë ky ibadet, i tëri, është i pavlefshëm.

*Shembull:* Nëse njeriu ngrihet për t'i falur dy rekate për hir të Allahut, pastaj i shfaqet syfaqësia në rekatin e dytë dhe ky e lë të vazhdojë atë në veten e tij dhe nuk përpiqet ta largojë, atëherë ky namaz, i tëri, është i pavlefshëm.

**E treta: Kur i shfaqet syfaqësia njeriut pasi ta ketë kryer ibadetin:**

Kjo syfaqësi nuk ndikon në ibadetin që e ka bërë.

**Çështje me rëndësi:**

Nuk ka të keqe nëse njeriu gëzohet kur dëgjon lavdërimin që ia bëjnë njerëzit, sepse siç thotë i Dërguari i Allahut: "Kjo është përgëzim i përshpejtuar për besimtarin".

**Dallimi ndërmjet rijasë (syfaqësisë) dhe sum'as (lavdidashjes):**

Rijaja (syfaqësia) ka të bëjë me shqisat e të parit, pra kur njeriu e bën veprën për ta parë njerëzit dhe për ta lavdëruar.

Ndërsa sum'a (lavdidashja) ka të bëjë me shqisat e të dëgjuarit, pra kur njeriu e bën veprën për të dëgjuar njerëzit dhe për ta lavdëruar.

**Ilaçi i syfaqësisë:**

1. Kujtoje vlerën e ihlasit (çiltërisë).
2. Kujtoje rrezikun e syfaqësisë dhe se ajo i shkatërron veprat.
3. Kujtoje Ahiretin.
4. Dije se njerëzit nuk e kanë në dorë dëmin e as dobinë.
5. Duaja është ilaç kundër syfaqësisë. Prej duave të tilla është lutja: *"O Allahu im, më mbroj që të të mos shoqëroj diçka në adhurim duke e ditur, dhe falmë për atë që e bëj pa dijen time."*

## KUR NJERIU SYNON DUNJANË NËPËRMJET IBADETIT

**Çka kemi për qëllim me këtë?**

Me këtë është për qëllim kur njeriu bën një ibadet për të arritur ndonjë leverdi të kësaj bote.

Shembuj:

1. Ai që e bën haxhin për të fituar pasuri.
2. Ai që lufton për të marrë plaçkën e luftës.
3. Ai që e thërret ezanin vetëm për të marrë rrogë.
4. Ai që e studion fenë vetëm për të fituar një diplomë ose punë.

**Vendimi për këtë:**

Në raste të tilla kemi dy gjendje:

1. Nëse të gjitha punët ose shumicën prej tyre i bën duke pasur synim dunjanë, atëherë kjo është shirk i madh, i cili e nxjerr njeriun nga feja.

2. Nëse e bën një vepër të caktuar duke synuar me të dunjanë, atëherë ky është shirk i vogël, i cili e shkatërron atë vepër.

**Qortimi për atë që e bën veprën duke synuar dunjanë:**

Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ مَن كَانَ يُرِيدُ ٱلۡحَيَوٰةَ ٱلدُّنۡيَا وَزِينَتَهَا نُوَفِّ إِلَيۡهِمۡ أَعۡمَٰلَهُمۡ فِيهَا وَهُمۡ فِيهَا لَا يُبۡخَسُونَ ١٥ أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ لَيۡسَ لَهُمۡ
فِي ٱلۡأٓخِرَةِ إِلَّا ٱلنَّارُۖ وَحَبِطَ مَا صَنَعُواْ فِيهَا وَبَٰطِلٞ مَّا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ١٦ ﴾

**﴿Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangët. Këta janë ata për të cilët në botën tjetër nuk do të ketë kurrgjë, përveç**

**zjarrit. Do t'u shembet çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë dhe do t'u zhvlerësohet ajo që kanë punuar.﴿**[127]

Ndërsa, i Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: *"Ai që merr dije, nëpërmjet së cilës kërkohet kënaqësia e Allahut, vetëm sa për të arritur ndonjë leverdi të kësaj bote, nuk do ta ndiejë aromën e Xhenetit."*[128]

---

[127] Sureja Hud, 15, 16.

[128] Ahmedi dhe Ebu Davudi.

## BETIMI NË DIKË TJETËR VEÇ ALLAHUT

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *half* (حلف), e cila në shqip do të thotë *betim*, gjuhësisht ka kuptimin *detyrim*.

Ndërsa, në terminologjinë fetare betim quajmë *vërtetimin e ndonjë çështjeje, duke e përmendur dikë që e madhërojmë, nëpërmjet shkronjave të betimit*. Shkronjat e betimit janë: *vavi* (p.sh. vallahi), *baja* (p.sh. bil-lahi) dhe *taja* (p.sh. tallahi).

Fjala betim në arabisht quhet edhe *jemijn* (يمين) dhe *kasem* (قسم).

**Betimi i ligjësuar اليمين المشروعة:**

a. betimi që bëhet në Allahun.

P.sh.: vall-llahi, bil-lahi, tall-llahi (والله، بالله، تالله),

b. betimi që bëhet në emrat e Allahut.

P.sh.: ver-rrahmani, vel-'adhijmi, ves-semij'i (والرحمن، والعظيم، والسميع), dhe

c. betimi që bëhet në cilësitë e Allahut.

P.sh.: bi'iz-zetil-lahi, ue rahmetil-lahi, ue 'ilmil-lahi (بعزّة الله، ورحمة الله، وعلم الله).

**Vendimi për betimin në dikë tjetër pos Allahut:**

a. Në qoftë se ai që betohet në dikë tjetër pos Allahut e madhëron atë sikurse Allahun ose më shumë, atëherë ai bie në shirk të madh.

b. Në qoftë se e madhëron atë, por jo siç madhërohet Allahu, atëherë ky është shirk i vogël.

**Argument për këtë e kemi hadithin e të Dërguarit të Allahut ﷺ, në të cilin thuhet:**

*"Ai që betohet në dikë tjetër pos Allahut ka rënë në shirk ose në kufër."*[129]

**Shembuj për betimin në dikë tjetër pos Allahut:**

1. Betimi që bëhet në të dashurit e Allahut.
2. Betimi në privilegjin e Pejgamberit ﷺ ose në privilegjin e të dashurve të Allahut.
3. Betimi në jetën e ndonjë personi.
4. Betimi në nder ose në besë (p.sh. "pasha nderin" dhe "për besë").

**Konkluzion që ka të bëjë me normat e betimit:**

1. Betimi në dikë tjetër pos Allahut është i ndaluar dhe shirk.
2. Betimi rrejshëm në Allahun është i ndaluar dhe quhet *el-gamusë* (الغموس).
3. Betimi i shpeshtë në Allahun është i ndaluar, edhe duke qenë i vërtetë, nëse është i panevojshëm, sepse kjo është mosrespektim ndaj Allahut.
4. Betimi në Allahun, duke e thënë të vërtetën dhe kur është i nevojshëm është i lejuar.

**Shpagimi për atë që betohet në dikë tjetër veç Allahut:**

Të thotë: *la ilahe il-lall-llah (Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut).* Këtë e dëshmon thënia e të Dërguarit ﷺ: *"Ai që betohet duke thënë "pasha latin" dhe "pasha uzanë" le të thotë "la ilahe il-lall-llah"."*[130]

[129] Ahmedi, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu.
[130] Muttefekun alejhi.

## PËRMENDJA E ALLAHUT BASHKË ME NDONJË KRIJESË ME LIDHËZËN '*DHE*'

**Ç'kemi për qëllim me këtë?**

Me këtë është për qëllim bashkimi i emrit të Allahut me emrin e ndonjë krijese përmes lidhëzës '*dhe*' (و), kur bëhet fjalë për ndonjë çështje në ndodhinë e së cilës bën pjesë edhe krijesa.

**Shembuj për këtë janë thëniet:**

1. "Çfarë do Allahu *dhe* ti".
2. "Shpresoj në Allahun *dhe* në ty".
3. "Kërkoj ndihmë prej Allahut *dhe* prej teje".
4. "Nuk kam askënd tjetër përveç Allahut *dhe* teje".
5. "Po të mos ishte Allahu *dhe* filani do të shkatërrohesha" e të ngjashme.

**Vendimi:**

1. Në qoftë se beson në barazi mes Allahut dhe krijesës, atëherë kjo është shirk i madh, edhe nëse në vend të lidhëzës '*dhe*' përdor ndajfoljen '*pastaj*' (në arabisht *'thumme'* (ثُمَّ)).

2. Në qoftë se nuk beson në barazi mes Allahut dhe krijesës, kur e përmend Allahun bashkë me krijesën duke përdorur lidhëzën *'dhe'*, atëherë kjo është shirk i vogël.

**Si duhet të themi në raste të tilla?**

Në raste të tilla mund të themi në dy mënyra:

**E para:** Të përdorë ndajfoljen *pastaj*, por pa besuar në barazi mes Allahut dhe krijesës.

Të thotë, për shembull: "çfarë do Allahu, pastaj ti", "kërkoj ndihmë prej Allahut, pastaj prej teje", e thënie të ngjashme.

**E dyta:**

T’ia drejtojë tërë çështjen vetëm Allahut.

Të thotë, për shembull: “vetëm çfarë do Allahu”, “kërkoj ndihmë vetëm prej Allahut” e kështu me radhë. Kjo është mënyra më e mirë.

**Dallimi ndërmjet lidhëzës ‘*dhe’* dhe ndajfoljes *‘pastaj’*:**

Lidhëza *‘dhe’* nënkupton barazi dhe ngjashmëri.

Kurse, ndajfolja *‘pastaj’* nënkupton varësi.

## FJALA *'SIKUR'* (لَو)

Kjo fjalë përdoret në tri mënyra:

**1. Mënyra e lejuar (الجواز):**

Kur përdoret fjala *'sikur'* vetëm për të treguar diçka.
Shembull: "Sikur të vije në mësim, do të përfitoje".

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: "Sikur ta arrija vitin e ardhshëm, nuk do ta merrja kurbanin me vete dhe do të lirohesha nga *ihrami* bashkë me ju."[131]

**2. Mënyra e pëlqyer (الاستحباب):**

Kur përdoret fjala *'sikur'* duke shpresuar në ndonjë të mirë.
Shembull: "Sikur të kisha pasuri do ta jepja lëmoshë".
Argument për këtë e kemi hadithin e të Dërguarit të Allahut ﷺ, në të cilin bëhet fjalë për katër persona, njëri prej të cilëve thotë: *"Sikur të kisha pasuri do të veproja sikurse filani".* Ky njeri shpresonte të bënte mirë, andaj i Dërguari ﷺ tha: *"Ai do të shpërblehet në bazë të nijetit, andaj shpërblimi i këtyre të dyve është i njëjtë".*[132]

**3. Mënyra e ndaluar (النهي):**

Kur fjala *'sikur'* përdoret në tri rastet vijuese:
a. për të kundërshtuar ligjin e Allahut.
Këtë e dëshmon fjala e Allahut:

﴿ ٱلَّذِينَ قَالُواْ لِإِخۡوَٰنِهِمۡ وَقَعَدُواْ لَوۡ أَطَاعُونَا مَا قُتِلُواْۗ قُلۡ فَٱدۡرَءُواْ عَنۡ أَنفُسِكُمُ ٱلۡمَوۡتَ إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ١٦٨ ﴾

[131] Muttefekun alejhi.
[132] Ahmedi dhe Tirmidhiu.

**﴾Atyre që nuk luftuan dhe thanë për vëllezërit e vet: “Sikur të na kishin dëgjuar ne, nuk do të ishin vrarë”, thuaju: “Prapësojeni vdekjen nga vetja, nëse flisni të vërtetën!”﴿**[133]

b. për të kundërshtuar kaderin.

﴿ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَكُونُواْ كَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَقَالُواْ لِإِخۡوَٰنِهِمۡ إِذَا ضَرَبُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ أَوۡ كَانُواْ غُزّٗى لَّوۡ كَانُواْ
عِندَنَا مَا مَاتُواْ وَمَا قُتِلُواْ لِيَجۡعَلَ ٱللَّهُ ذَٰلِكَ حَسۡرَةٗ فِي قُلُوبِهِمۡۗ وَٱللَّهُ يُحۡيِۦ وَيُمِيتُۗ وَٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ بَصِيرٞ ١٥٦ ﴾

**﴾O besimtarë! Mos bëni si ata jobesimtarë (hipokritët) që u thonin vëllezërve, kur këta niseshin në udhëtim ose në luftim: “Sikur të rrinit me ne, as nuk do të vdisnit, as nuk do të vriteshit” - që këtë Allahu ta kthejë si pikëllim në zemrat e tyre. Allahu është Ai që jep jetën dhe sjell vdekjen; Allahu i sheh të gjitha punët që bëni ju.﴿**[134]

c. duke shpresuar në ndonjë të keqe.

Argument për këtë është hadithi që e tregon Pejgamberi ﷺ për katër personat, ku njëri thotë: *“Sikur të kisha pasuri do të veproja sikurse filani”.* Ky njeri shpresonte të bënte keq, prandaj i Dërguari ﷺ tha: *“Ai do të shpërblehet në bazë të nijetit, andaj mëkati i këtyre të dyve është i njëjtë”.* [135]

---

[133] Sureja al-‘imran, 168.

[134] Sureja al-‘imran, 156.

[135] Ahmedi dhe Tirmidhiu.

## SEBBU’D-DEHR (سبّ الدهر)

## SHARJA E KOHËS

**Ç’kemi për qëllim me këtë?**
Me këtë është për qëllim sharja dhe përçmimi i kohës dhe i motit.

**Normat që kanë të bëjnë me sharjen e kohës:**
Sharja e kohës është tri llojesh:
1. Kur bëhet për të treguar diçka dhe nuk është për qëllim sharja.
Shembull: Thënia: “U lodhëm nga vapa e madhe e kësaj dite”. Po ashtu edhe thënia e Lutit, alejhis-selam: “Kjo është një ditë e vështirë”.
Kjo është e lejuar.

2. Kur e shan kohën, duke menduar se ajo vepron vetvetiu.
Shembull: Kur mendon se koha i kthen çështjet nga të mira në të këqija.
Kjo është shirk i madh.

3. Kur e shan kohën për shkak se në të ndodh kjo gjë e padëshiruar për të, por duke besuar se Allahu është vepruesi.
Kjo është e ndaluar dhe prej mëkateve të mëdha.

**- Sharja e kohës është fyerje ndaj Allahut**
I Dërguari i Allahut, Muhamedi ﷺ ka thënë: *“Allahu i Madhërishëm ka thënë: ‘I biri i Ademit më fyen Mua; e shan kohën, kurse Unë jam koha, Unë e ndryshoj natën dhe ditën’.”*[136]
Fjala “Unë jam koha” domethënë “Unë e rregulloj dhe e ndryshoj kohën”.

**Vini re:** Fjala *“ed-dehër”* (الدهر) (koha) nuk është prej emrave të Allahut.

---
[136] Muttefekun alejhi.

## DY RREGULLA QË KANË TË BËJNË ME TERMA

1. Detyrë jona është ta ruajmë gjuhën nga fjalët e ndaluara, siç janë përgojimi, bartja e fjalëve, gënjeshtra, etj. dhe nga fjalët që janë shirk, siç është betimi në dikë tjetër pos Allahut, sepse njeriu do të merret në llogari për çdo fjalë që e shqipton.

Allahu i Madhërishëm thotë:



﴾**Dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë).**﴿[137]

Njeriu mund të dalë nga feja me një fjalë të vetme që e thotë, kështu që duhet të kemi shumë kujdes se çka flasim.

2. Është i ndaluar përdorimi i fjalëve që mund të jenë shirk, sepse përdorimi i tyre mund ta çojë njeriun në shirk ose mund të jenë derë për të rënë në të.

---

[137] Sureja kaf, 18.

## BIDATET

**Përkufizimi:**

Gjuhësisht fjala *bidat* (بدعة) domethënë *diçka e shpikur e paqenë më parë (risi)*.

Ndërsa në terminologjinë fetare, fjala *bidat*, domethënë: *"Diçka e shpikur në fe pa argument"*.

**Llojet e bidateve (risive):**

**1. Bidate (risi) në zakone** (ابتداع في العادات)**:**

Këtu hyjnë risitë, shpikjet bashkëkohore.
Këto risi janë të lejuara.

**2. Bidate në fe** (ابتداع في الدين)**:**

Këto janë të ndaluara, sepse çdo shpikje në fe është e ndaluar.

**Llojet e bidateve në fe:**

Risitë në fe janë tri llojesh:

**1. Bidate në besim** (بدع اعتقادية)**:**

Kur dikush beson ndryshe nga ajo që na ka lajmëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij.
Shembull: Shëmbëllimi i cilësive të Allahut me ato të krijesave, mohimi i cilësive të Allahut, mohimi i kaderit, etj.

**2. Bidate në vepra** (بدع عملية)**:**

Këtu bën pjesë adhurimi i Allahut në mënyrë tjetër nga ajo që e ka ligjësuar Allahu.
Kjo bëhet:

1. duke shpikur ndonjë ibadet që nuk është i ligjësuar,
2. duke shtuar ose duke pakuar diçka nga ibadetet e ligjësuara,
3. duke bërë ndonjë ibadet të ligjësuar në ndonjë mënyrë të shpikur, ose
4. duke caktuar ndonjë kohë, e cila nuk është caktuar nga feja, për ndonjë ibadet të ligjësuar.

**3. Bidati i lënies** (بدعة الترك)**:**

Kjo është lënia e diçkaje të lejuar ose të kërkuar fetarisht në shenjë ibadeti.
Shembull: Lënia e ngrënies së mishit ose lënia e martesës në shenjë ibadeti.

**Llojet e bidateve përkitazi me normat:**

**1. Bidate që janë kufër** (بدع مكفّرة)**:**

Këto bidate e nxjerrin njeriun nga feja.
Shembull: Bidati i refuzimit (bidati i rafidive), thënia se Kurani është i krijuar, etj.

**2. Bidate që janë *fisk*** (shmangie nga bindja ndaj Allahut) (بدع مفسّقة):

Ai që i vepron këto bidate bën mëkat, por nuk del nga feja.
Shembull: Bërja e dhikrit në mënyrë të përbashkët, veçimi i natës së mesme të muajit shaban për ibadet, etj.

**Bidatet janë të rrezikshme dhe të refuzuara:**
Për sa i përket kësaj çështjeje do të mjaftohemi me një ajet kuranor dhe dy hadithe.
Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ٱلۡيَوۡمَ أَكۡمَلۡتُ لَكُمۡ دِينَكُمۡ وَأَتۡمَمۡتُ عَلَيۡكُمۡ نِعۡمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ ٱلۡإِسۡلَٰمَ دِينٗا ﴾

﴾**Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.**﴿[138]

[138] Sureja el-maide, 3.

Ndërsa, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Kushdo që shpik në çështjen tonë (fenë tonë) diçka që nuk është prej saj, ajo gjë është e refuzuar.”*[139]
Ndërsa, në një transmetim të Muslimit thuhet: *“Ai që bën ndonjë vepër që nuk është në përputhje me çështjen tonë (fenë tonë), ajo vepër është e refuzuar.”*

I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë gjithashtu: “G*jërat më të këqija janë ato të shpikurat [dhe çdo shpikje është bidat], çdo bidat është devijim [dhe çdo devijim çon në zjarr].”*[140]

**A ka bidate të mira dhe të këqija?**
Ai që i ndan bidatet në të mira dhe në të këqija gabon rëndë dhe e kundërshton fjalën e të Dërguarit të Allahut ﷺ *“çdo bidat është devijim”*, duke thënë se nuk është çdo bidat devijim por ka edhe bidate të mira.

**Shkaqet që çuan në shfaqjen e bidateve:**
1. Mosnjohja e normave të fesë.
2. Ndjekja e epsheve.
3. Fanatizmi në mendime të caktuara dhe individë të caktuar.
4. Përngjasimi me jobesimtarët.
5. Mbështetja në hadithe të shpikura e të pabaza.
6. Zakonet dhe gjepurat që nuk përputhen me asnjë fe dhe me asnjë mendje të shëndoshë.

**Dy rregulla për njohjen e bidateve:**
E para: Ibadetet, në thelb, janë të ndaluara, derisa të vijë ndonjë argument që dëshmon ligjësimin e tyre.

---

[139] Muttefekun alejhi.
[140] Këtë hadith e shënon Muslimi, përveç fjalëve që gjenden mes kllapave, të cilat i shënon Nesaiu.

E dyta: Nëse i Dërguari i Allahut ﷺ dhe shokët e tij nuk e kanë bërë ndonjë ibadet, duke qenë se nevoja për të mund të ketë ekzistuar në atë kohë, atëherë ai ibadet është i paligjësuar.

**Dy çështje me rëndësi:**

E para: Imam Maliku (Allahu e mëshiroftë) thoshte: "Ai që shpik ndonjë bidat në Islam, duke e parë si të mirë, veçse ka pretenduar se i Dërguari i Allahut ﷺ e ka tradhtuar Shpalljen hyjnore, sepse Allahu i Madhërishëm thotë: "**Sot jua përsosa fenë tuaj"**, kështu që, diçka që nuk ka qenë e fesë në atë kohë nuk mund të jetë as sot."

E dyta: Dijetari i njohur, Albani (Allahu e mëshiroftë) thoshte: "Duhet ditur se bidati më i vogël që e bën njeriu në fe është haram (i ndaluar), kështu që nuk ka bidat që është vetëm *mekruh* (i urryer), siç kujtojnë disa njerëz."

**Disa bidate të përhapura në mesin e muslimanëve:**

1. Festimi i mevludit (ditëlindjes) të Pejgamberit ﷺ dhe i ditëlindjeve të tjera.
2. Festimi i natës së israsë dhe mi'raxhit.
3. Festimi i natës së mesme të muajit shaban.
4. Festimi i vitit të ri.
5. Teberruku (kërkimi i bereqetit) nëpërmjet vendeve, gjurmëve dhe individëve të ndryshëm, qofshin ata të gjallë a të vdekur.
6. Dhikri i përbashkët (me xhemat).
7. Leximi i fatihasë për të vdekurit dhe nëpër ceremoni të ndryshme.
8. Veçimi i muajit rexheb për të bërë umren dhe për ibadete të veçanta.
9. Shqiptimi i nijetit për namaz.
10. Teuessuli (afrimi te Allahu) përmes privilegjit të individëve të caktuar dhe hakut të tyre.

**Çështje me vlerë:**

Pasimi i të Dërguarit Muhamed ﷺ jetësohet vetëm atëherë kur vepra përputhet me sheriatin në gjashtë çështje:

| | Kushtet e pasimit | Shembuj për kundërshtimin e kushteve të pasimit |
|---|---|---|
| 1. | Shkaku | Ai që i fal dy rekate për shkak të rënies së shiut. |
| 2. | Lloji | Ai që e nxjerr zekatin e fitrit në para[141]. |
| 3. | Sasia | Ai që e fal namazin e akshamit qëllimisht katër rekate. |
| 4. | Mënyra | Ai që merr abdes duke larë së pari këmbët e në fund fytyrën. |
| 5. | Koha | Ai që e ther kurbanin e bajramit në ramazan. |
| 6. | Vendi | Ai që bën i’tikaf në shkretëtirë. |

[141] Dhënia e zekatit të fitrit në para është e lejuar dhe nuk konsiderohet bidat sipas medhhebit hanefi dhe disa dijetarëve të tjerë. Shembull më i përshtatshëm për këtë kusht do të ishte: ai që ther kalë për bajram, në vend të lopës, deles ose devesë, sepse njeriu i tillë e kundërshton sheriatin në llojin e veprës. Përkthyesi.

## THIRRJA NË TEUHID

Thirrja e njerëzve në rrugën e Allahut është çështje me shumë vlerë, ajo është puna e pejgamberëve dhe e të dërguarve dhe mejdani i njerëzve të mirë. Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿ ٱدۡعُ إِلَىٰ سَبِيلِ رَبِّكَ بِٱلۡحِكۡمَةِ وَٱلۡمَوۡعِظَةِ ٱلۡحَسَنَةِۖ وَجَٰدِلۡهُم بِٱلَّتِي هِيَ أَحۡسَنُ ﴾

**﴾Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë!﴿**[142]

I Lartësuari thotë gjithashtu:

﴿ قُلۡ هَٰذِهِۦ سَبِيلِيٓ أَدۡعُوٓاْ إِلَى ٱللَّهِۚ عَلَىٰ بَصِيرَةٍ أَنَا۠ وَمَنِ ٱتَّبَعَنِيۖ وَسُبۡحَٰنَ ٱللَّهِ وَمَآ أَنَا۠ مِنَ ٱلۡمُشۡرِكِينَ ١٠٨ ﴾

**﴾Thuaj: “Kjo është rruga ime: të ftoj drejt Allahut me dituri të plotë, unë dhe çdokush që më pason mua. I përlëvduar qoftë Allahu; unë nuk jam prej idhujtarëve!”﴿**[143]

Ndërsa, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *“Betohem në Allahun se nëse e udhëzon Allahu një njeri përmes teje është më mirë për ty sesa të kesh devetë e kuqe (pasurinë më të madhe).”*[144]

I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë gjithashtu: *“Ai që thërret në ndonjë të mirë ka shpërblimin e atyre që e pasojnë atë, pa iu pakësuar atyre aspak shpërblimi.”*[145]

[142] Sureja en-nahël, 125.
[143] Sureja Jusuf, 108.
[144] Muttefekun alejhi.
[145] Muslimi.

**Teuhidi gjëja e parë në të cilën duhet thirrur:**

Gjëja e parë që duhet ta dimë, ta kuptojmë, ta jetësojmë dhe të thërrasim në të është Teuhidi.

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ, të cilën ia drejtoi Muadhit: *"Gjëja e parë në të cilën do t'i thërrasësh le të jetë dëshmia "la ilahe il-lallah" (se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut)."* Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: *"t'i thërrasësh që ta njësojnë Allahun (në adhurim)."*[146]

**Disa mënyra të thirrjes në Teuhid:**

1. Duke botuar dhe shpërndarë libra dhe fletushka që thërrasin në Teuhid.
2. Nxitja e tregtarëve për të botuar dhe përhapur librat e Teuhidit.
3. Përhapja e videove dhe audiove në të cilat shpjegohet Teuhidi.
4. Thirrja e njerëzve në Teuhid përmes ligjëratave, hutbeve, tribunave, këshillave e kështu me radhë.
5. Duke ua mësuar fëmijëve dhe familjes bazat e Teuhidit, duke ua shpjeguar librat që kanë të bëjnë me Teuhid dhe duke i nxitur ta mësojnë atë përmes dhuratave.

[146] Muttefekun alejhi.

## PËRMBYLLJE

Lavdërimi dhe falënderimi i takojnë Allahut që më dha sukses ta mbaroj këtë punë dhe ma lehtësoi.

Shpresoj se ky libër do të ndihmojë në shpjegimin e Teuhidit dhe për të kuptuar më lehtë normat dhe çështjet që kanë të bëjnë me të.

Gjithashtu, lus Allahun e Lartësuar e të Plotfuqishëm t'i shpërblejë me të mira të gjithë ata që kontribuuan dhe që do të kontribuojnë në botimin dhe përhapjen e këtij libri dhe t'ua shtojë shpërblimin.

Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin me Pejgamberin tonë, Muhamedin, me familjen dhe shokët e tij.

**Abdullah Ibën Ahmed El-Huvejl**

**PËRMBAJTJA**